“...SIKUR TË DONTE ALLAHU, DO T’JU BËNTE NJË POPULL (NË FE E SHERIAT), POR DESHI T’JU SPROVOJË NË ATË QË JUA DHA JUVE, ANDAJ JU (BESIMTARË) PËRPIQUNI PËR PUNË TË MIRA! KTHIMI I TË GJITHË JUVE ËSHTË TE ALLAHU, E AI DO T’JU INFORMOJË ME ATË QË KUNDËRSHTOHESHIT.”

(EL MAIDE, 48)





PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava takoi ambasadoren e EBA, znj. Hafsa Abdullah Alulana

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 12 nëntor është pritur nga ambasadorja e Emirateve të Bashkuar Arabe (EBA), znj. Hafsa Abdullah Alulana, në një takim njohës në Podgoricë, e cila gjithashtu është ambasadore jorezidente edhe për Kosovën.*

*Myftiu Tërnava, pasi e falënderoi ambasadoren për pritjen, i uroi sukses e mbarësi në misionin e saj, si dhe i ofroi bashkëpunimin e BIK.*

*Myftiu në bisedë me ambasadoren shprehu falënderimet për qeverinë e EBA-së, për ndihmën dhe përkrahjen e vazhdueshëm për Kosovën.*

*"EBA në vazhdimësi ka përkrahur dhe mbështetur Kosovën, në të gjitha fazat që ka kaluar, e kjo u dëshmua fuqishëm edhe tash, së fundmi, në Asamblenë e Përgjithshëm të UNESCO-s, ku delegacioni i EBA-së përkrahu fuqishëm Kosovën", tha veç tjerash myftiu Tërnava.*

*Ambasadorja Hafsa Abdullah Alulana u shpreh se qeveria e EBA-së ka përkrahur dhe do ta përkrahë Kosovën në institucionet dhe forumet ndërkombëtare. "Përkrahja dhe mbështetja e EBA-së ndaj vendit tuaj nuk do të mungojë as në të ardhëm, dhe do të shihen mundësitë që në të ardhmen marrëdhëniet edhe ashtu të mira në mes të dy vendeve të njohin rritje në fusha të ndryshme", tha ambasadorjaAlulana.*

*Myftiu Tërnava e informoi ambasadoren edhe me organizimin dhe funksionimi e BIK-ut, si dhe me bashkëpunimin që ka BIK-u me Ministrinë për Çështje Fetare, si dhe me fondacionet e rëndësishme nga EBA, e që kanë ndihmuar në ngritjen dhe krijimin e vakëfeve të reja.*

*Në takim më ambasadoren Hafsa Abdulla Alulana, myftiu Tërnava u shoqërua edhe nga sekretari i përgjithshëm i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi. (R. Sh.)*


DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € /Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Muhamedi a.s., mëshirë për botën



*"…Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe..". (El Maide, 3)*



*Më 23 dhjetor / 12 Rebiul-Evvel (1437) myslimanët shënojnë ditëlindjen e njeriut, pejgamberit dhe më të dashurit të Allahut, Muhamedit a.s.*

*Allahu e zgjodhi atë kohë si më të përshtatshmen për të ardhur Muhamedi a.s., për të nxjerrë njerëzimin nga errësira e asaj epoke, në të cilën ishte katandisur shoqëria njerëzore, pra drejt stabilitetit shpirtëror dhe social. Nëse ne mundohemi të thellohemi se pse pikërisht në atë kohë qe dërguar Pejgamberi a.s., dhe pse jo më herët, këto do të ishin vetëm përpjekje tona njerëzore për të kuptuar diçka në gjithësinë e Allahut. Megjithatë, ka të paktën, katër pika themelore që janë shumë të rëndësishme për t'u shtruar në këtë çështje.*

*Në atë kohë mjetet e komunikimit ishin me shumë kufizime, dhe ishte shumë e vështirë të komunikohej gjerësisht. Pejgamberi a.s. ishte si një diplomat që, me gjithë kufizimet e asaj kohe, arriti të vendoste kontakte me njerëzit e të gjitha shtresave, dhe sidomos të atyre të anashkaluar, të cilëve nuk u dëgjohej zëri dhe që terrorizoheshin, nënçmoheshin e fyheshin në baza njerëzore. Mesazhi i Muhamedit a.s. ishte rreze shprese dhe shenjë gjallëruese për njerëzimin.*

*Çështje tjetër që e dallon këtë Pejgamber prej pejgamberëve të tjerë është edhe fakti se mësimet dhe udhëzimet profetike janë ruajtur me saktësinë më të madhe që kanë mundur të ruhen në gjithë historinë e njerëzimit.*

*Profeti ynë ishte një qenie njerëzore. Ai jetoi sikur pejgamberët e tjerë, dhe në fund vdiq. Por mësimet autentike të tij janë ruajtur, me anë të shkrimit dhe hifzit, kështu që nuk do të harrohen dhe as të përzihen. Po të mbajmë parasysh këto vështirësi, atëherë kjo është krejt e mundur, pra që edhe pse të gjithë profetët ishin të sinqertë në komunikimin e shpalljes që u ishte dhënë atyre, mesazhet pas vdekjes së tyre mund të kenë përjetuar humbje të pjesshme dhe, ndoshta, edhe disa ndryshime bazike. Një arsye e tretë e mundshme është se çdo gjë që mbetet nga mësimet e profetëve para Muhamedit a.s., ka bërë që shpesh ato të përzihen me idetë filozofike, me spekulime teologjike, dhe ndonjëherë edhe me disa mitologji që i paraprinjë misionit të profetëve të përparshëm. Kjo për njerëzit krijoi shumë vështirësi në analizimin se çfarë ishin fjalët e sakta të pejgamberëve dhe ajo që ishte vetëm thjesht teori ose teologji.*

*Arsyeja tjetër, dhe ndoshta më e rëndësishmja, është faza e pjekurisë së njerëzimit. Më parë një profet dërgohej për një kohë të caktuar, dhe më pas një tjetër profet do të vinte me një mision pak më ndryshe, edhe pse mesazhi në thelb ishte po ai.*

*Ka fakte të bollshme historike dhe kohore për të faktuar se mesazhi i tij ishte ruajtur i paprekur, dhe nuk është përzier me mësimet e askujt tjetër. Pra, pastërtia e Shpalljes ka qenë e ruajtur, dhe ne gjithashtu shohim se brenda disa viteve pas vdekjes së tij mesazhi Islam do të arritjë gati në gjysmën e botës së njohur në atë kohë, dhe sot edhe në pjesën tjetër të botës. Pasi mesazhi i Muhamedit kishte përfunduar, dhe Shpallja ishte ruajtur, nuk qe nevoja për një profet tjetër.*

*Myslimanët besojnë në të gjithë profetët dhe të Dërguarit e Allahut xh.sh., pra që ishin para Muhamedit a.s. Ata besojnë se të gjithë pejgamberët në thelb patën të njëjtin mesazh. Mesazhi i profetit Muhamed a.s. konsiderohet si një finale, si pjesë e planit dhe programit të Allahut për t'i dhënë njerëzimit këshillën përfundimtare, universale. Kurani vetë pohon se kjo është Shpallja e fundit, më e përsosura, e plotë dhe gjithëpërfshirëse, kod i jetës: "…Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe..". (El Maide, 3).*

*Shtrohet pyetja se pse Muhamedi a.s. të shfaqej 600 vjet pas Isait a.s.?*

*Atëherë kur njerëzimi kishte devijuar, lajthitur dhe shtrembëruar mesazhin dhe të vërtetën hyjnore, ishte nevojë e pakundërshtueshme që dikush njerëzimin ta nxirrte në rrugën e drejtë, në rrugën e shpëtimit dhe në rrugën ku njeriu jeton si njeri, me dinjitet e krenari. Asnjë profet tjetër nuk ka proklamuar se është i fundit, me përjashtim të profetit të fundit, Muhamedit a.s.*

*Le të përkujtojmë këtë figurë njerëzore dhe pejgamberike që dha shumë për njerëzimin në përgjithësi dhe për myslimanët në veçanti, që mbolli dashuri dhe paqe e harmoni, dhe premtoi se Allahu do t'i gradojë të gjithë ata që veprojnë sipas mësimeve të Kuranit dhe mësimeve profetike!*

*Prandaj, me të drejtë, Allahu e ka quajtur mëshirë për të gjitha botët.*

*Mr. Rexhep Suma*

**Sabri Bajgora**



# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" - (5)

**Shpërblimi për të devotshmit dhe cilësitë e tyre**

إِنَّ الْمُتَّقِينَ فِي جَنَّاتٍ وَعُيُونٍ ﴿٥١﴾ آخِذِينَ مَا آتَاهُمْ رَبُّهُمْ، إِنَّهُمْ
كَانُوا قَبْلَ ذَٰلِكَ مُحْسِنِينَ ﴿٦١﴾ كَانُوا قَلِيلًا مِّنَ اللَّيْلِ مَا يَهْجَعُونَ
﴿٧١﴾ وَبِالْأَسْحَارِ هُمْ يَسْتَغْفِرُونَ ﴿٨١﴾ وَفِي أَمْوَالِهِمْ حَقٌّ لِّلسَّائِلِ
وَالْمَحْرُومِ ﴿٩١﴾ وَفِي الْأَرْضِ آيَاتٌ لِّلْمُوقِنِينَ ﴿٠٢﴾وَفِي أَنفُسِكُمْ
أَفَلَا تُبْصِرُونَ ﴿١٢﴾ وَفِي السَّمَاءِ رِزْقُكُمْ وَمَا تُوعَدُونَ ﴿٢٢﴾ فَوَرَبِّ
السَّمَاءِ وَالْأَرْضِ إِنَّهُ لَحَقٌّ مِّثْلَ مَا أَنَّكُمْ تَنطِقُونَ ﴿٣٢﴾

*"Pa dyshim se të devotshmit (ata që i druajnë Allahut) do të jenë në kopshte dhe burime, duke marrë atë që ua ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më parë (në dynja) ishin mirëbërës. Ata flinin pak natën, ndërsa në agim (para përfundimit të natës) kërkonin falje (nga Allahu). Në pasuritë e tyre ka pasur pjesë për lypësin dhe të ngratin (që ka nevojë por nuk lyp). Në Tokë ka shenja për ata që besojnë me bindje, po edhe në veten tuaj - a nuk e shihni vallë?! Në qiell është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar. Betohem për Zotin e qiellit dhe të Tokës, se kjo (që ju premtohet) është e vërtetë, ashtu siç është të folurit tuaj!"* (Edh Dharijat, 15-23)

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ata paraprakë

Ndërlidhja e këtyre ajeteve me ata paraprakë është mjaft evidente. Përderisa në ajetet përpara pamë qëndrimin injorues, tallës e përbuzës të idhujtarëve ndaj Kuranit famëlartë, ndaj Muhamedit a.s., ndaj Ringjalljes dhe Ditës së Gjykimit, pasojë e të cilit mosbesim do të jetë ndëshkimi i tyre në zjarrin e Xhehenemit, tash, në ajetet vijuese, shohim gjendjen e të devotshmëve në Xhenetet përrallore, duke shijuar kënaqësi e lumturi të papërshkrueshme.

### Koment:

*15. Pa dyshim se të devotshmit (ata që i druajnë Allahut) do të jenë në kopshte dhe burime, 16. duke marrë atë që ua ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më parë (në dynja) ishin mirëbërës.*

Njerëzit zemërdëlirë, të cilët me devotshmërinë më të madhe i besuan Allahut dhe i respektuan urdhrat e Tij, në jetën e asaj bote do të jenë banorë të xheneteve, bukuritë e të cilëve vështirë se mund të përfytyrohen nga mendja jonë, sado e bujshme qoftë ajo. Në këto parajsa që janë përgatitur enkas për besimtarët e Njëshmërisë, zemrat, shpirtrat dhe trupat e tyre do t'i përshkojë lumturia e papërshkrueshme. Burimet e ujit, që gurgullojnë në çdo anë të Xhenetit, zërat e ëmbël dhe cicërimat e zogjve që enden nga një kopsht në një tjetër, do të mbushin hapësirën e asaj bote. Në këto kopshte përrallore, të cilët do të jenë vendqëndrim i tyre i përhershëm, ata kurrë më nuk do të





ndiejnë hidhësinë e vuajtjeve. Ato tashmë i përkasin të kaluarës. Para tyre ka vetëm kënaqësi dhe shijim të të mirave të Krijuesit të tyre të Gjithëmëshirshëm. Aty do të gostiten me ushqime e pije që nuk i kanë shijuar asnjëherë më parë në jetën e kësaj bote, si shpërblim për veprat e tyre të mira në këtë botë. Në lidhje me këtë I Gjithëmëshirshmi thotë: "(Besimtarëve në Xhenet u thuhet:) "Ju bëftë mirë, hani e pini, për atë që keni bërë në ditët e kaluara!" (El Hakkah, 24).

*17. Ata flinin pak natën, 18. ndërsa në agim (para përfundimit të natës) kërkonin falje (nga Allahu).*

Besimtarë e vërtetë e të sinqertë dallojnë nga të tjerët me namaz e lutje. Ata kanë cilësi dalluese, të cilat nesër në Ahiret, do t'i vendosin në pozita të larta nderi e fisnikërie. Ndonëse gjumi është një dhunti të cilën Allahu na e ka dhuruar, që të çlodhemi nga mundimet e ditës, megjithatë një grup njerëzish, duke ditur se jeta e kësaj bote është shumë e shkurtër, flenë shumë pak, dhe kohën më të madhe të natës e kalojnë në namaz e lutje.

Namazi i natës, është një prej shenjave dalluese të evlijave dhe të dashurve të Zotit. Namazi, përveçqë të jep ndjenjën e qetësisë shpirtërore, të bën të ndjesh thellësisht përulësinë dhe devotshmërinë ndaj Krijuesit Fuqiplotë. Në momentin kur zemra, trupi dhe shpirti bashkohen në thjeshtësinë e cila rrezaton dëlirësinë e çiltër, atëherë çdo gjë në këtë ekzistencë, vjen duke u shkrirë në një harmoni të përkryer kozmike.

Koha kur lutja i gjen gjithmonë të hapura dyert e qiellit është pjesa e fundit e natës, pak para agimit të mëngjesit. Në këtë kohë të bekuar lutjet nuk kthehen mbrapsht, nëse janë thënë nga thellësia më e skajshme e zemrës. Madje, edhe vetë i Dërguari i Allahut me sahabët e tij, e zgjidhnin këtë pjesë të bekuar të natës, pra për të kërkuar falje e mëshirë. Dihet se Allahu i Gjithëmëshirshëm e pranon pendimin e robërve të Tij dhe kërkimfaljen pikërisht në pjesën e fundit të natës, kur zakonisht shumica e njerëzve janë të kredhur në gjumë të thellë. Por, ata që zgjohen dhe e prishin rehatinë e gjumit të natës, duke iu drejtuar me lutje Krijuesit të tyre, ata I fal dhe I mëshiron.

Transmeton Tirmidhiu, në Sahihun e tij, nga Amër bin Abseh, se ai e kishte dëgjuar të Dërguarin e Allahut të ketë thënë:"Koha kur Allahu është më së afërmi me robin e Tij është pjesa e fundit e natës, dhe nëse ke mundësi të jesh prej atyre që e përmendin Allahun në atë kohë, atëherë bëje!"[1]

*19. Në pasuritë e tyre ka pasur pjesë për lypësin dhe të ngratin (që ka nevojë por nuk lyp).*

Këta njerëz vepërmirë, gjatë jetës së tyre në këtë botë, duke respektuar atë që kishte zbritur nga Allahu i Plotfuqishëm, dhe duke qenë të prirë nga ndjenjat humane e njerëzore që u vlonin në qenien e tyre, kishin ndarë nga pasuria e tyre një pjesë për të varfrit, të vobektit dhe të ngratët. Ata ishin të vetëdijshëm se pasuria që Ua kishte mundësuar Zoti xh.sh. ishte një lloj sprove për ta. Nëse atë pasuri nuk do ta mund ta menaxhonin siç duhej, kjo do t'i bënte të pandjenja dhe egoistë. Pikërisht për këtë arsye ata, në mënyrë vullnetare, kishin hapur zemrën dhe dorën e tyre, duke iu ndihmuar të varfërve, pra me një pjesë të pasurisë që kishin. E sahabët e Resulullahit s.a.v.s. ishin shembulli më i përkryer i kësaj fisnikërie. Zaten, ky edhe është qëllimi kryesor në jetë, që të pasurit të pajisen me ndjenjën dhe virtytin e solidaritetit ndërnjerëzor, duke ndihmuar ata që nuk kanë.

Sipas dijetarëve të jurisprudencës islame fjala "Es-Sailu" në këtë ajet nënkupton të varfrin, apo lypësin, që nuk e fsheh varfërinë e tij por kërkon nga të tjerët që t'i ndihmojnë, ndërsa me fjalën "El-Mahrum" nënkuptojmë të varfrin, apo të ngratin, që nuk kërkon lëmoshë e as ndihmë nga njerëzit, për shkak të krenarisë së tij. Pandaj, për këtë arsye, duke menduar se ai nuk ka nevojë, askush nuk i ofron ndonjë ndihmë.

Në lidhje me fjalën "hakkun"-"detyrim", disa nga dijetarët kanë anuar nga mendimi se fjala është për zekatin obligativ. Këtë mendim e ka përzgjedhur edhe



Kurtubiu,[2] nga Ibën Arabiu, i cili për ta argumentuar atë sjell si shembull edhe ajetet 24-25 të sures "El-Mearixh", ku thuhet: "...e që caktojnë një pjesë të pasurisë së tyre për lypësin dhe për nevojtarin", duke thënë se fjala "hakun ma'lum", nënkupton zekatin obligativ.

Mirëpo, duke pasur parasysh faktin se kjo sure është mekase, kurse zekati është bërë obligim në Medinë, atëherë mendimi më i pranuar është se këtu nuk është fjala për zekatin obligativ, por për sadakanë dhe lëmoshën vullnetare, të cilat myslimanët e sinqertë ia kishin bërë obligim vetvetes, nga fisnikëria e tyre shpirtërore.[3]

Ky mendim bazohet edhe në atë që është transmetuar prej Ibën Umerit, Hasanit, Sha'biut, Katades dhe Ibën Sirinit, të cilët thonë se fjala "hakkun ma'lum" nënkupton lëmoshën dhe sadakanë, dhe në asnjë mënyrë nuk nënkupton zekatin obligativ.[4] E kjo lëmoshë, përveçqë është e lavdëruar fetarisht, është një virtyt i çmueshëm njerëzor, sepse nëpërmjet saj ruhen dhe përforcohen lidhjet familjare, fisnore brenda një shoqërie të caktuar në përgjithësi.

*20. Në Tokë ka shenja për ata që besojnë me bindje,*

I Lartmadhërishmi, duke dashur që idhujtarëve mekas t'Ua ofrojë ndjenjën për besimin-imanin e mirëfilltë, mendjet e tyre i nxit që t'i hedhnin një shikim Tokës. Po ta bënin këtë, ata do të vërenin qindra shenja e argumente për ekzistimin e Allahut Fuqiplotë. A nuk u mjaftonte për meditim e vrojtim bukuria mahnitëse e qiellit sipër tyre, që këta idhujtarë t'i bindte se prapa krijimit të tyre ishte Zoti i Madhërishëm?! A nuk i shihnin mekasit vendbanimet e shkatërruara të popujve të kaluar, të cilët pësuan si shkak i mosbesimit, si vendbanimin e Themudit, pastaj të Sodomës dhe Gomorës, pak më larg tyre, etj.?! A nuk i shikonin kodrat, detet, shtazët dhe bimësitë e llojllojshme? A nuk i vërenin dallimet gjuhësore, dallimet në ngjyrë dhe racë me popujt përreth tyre, për t'u bindur se të gjitha këto i kishte krijuar Allahu i Gjithëpushtetshëm...?!

*21. po edhe në veten tuaj - a nuk e shihni vallë?!*

Nëse gjithë këto argumente ndijore e lëndore, të natyrës dhe hapësirës që i rrethonte, nuk arritën t'i lëviznin mendjet e errësuara injorantëve, atëherë Allahu i Gjithëmëshirshëm Ua dha edhe një mundësi, për t'u çliruar nga vargonjtë e kësaj padituri: që të meditonin pak rreth vetë konstruktit të tyre trupor. Po të logjikonin vetëm pak dhe me arsyen e shëndoshë, dhe të studionin trupin e tyre, kokën, sytë, veshët, shqisat, këmbët, duart dhe gjymtyrët e tjera, duke analizuar lëvizjet dhe ritmin e trupit të tyre, do të bindeshin thellësisht se janë krijuar nga një Krijues Suprem, I Cili nuk ka rival por është Një, I Vetëm, pa Fillim dhe pa Mbarim, Mbikëqyrës i çdo procesi në këtë ekzistencë...

Në konstelacion të këtyre dy ajeteve që janë përpara, e sidomos këtij të fundit të kësaj sureje, vjen edhe ajeti i 53 i sures "Fussilet", ku I Madhërishmi thotë: "Ne do t'ua dëftojmë atyre shenjat Tona në horizonte, (të kësaj gjithësie), si dhe në vetveten e tyre, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai (Kurani) është e vërteta. Vallë, a nuk të mjafton ty që Zoti yt është Dëshmues i çdo gjëje?!"

*22. Në qiell është furnizimi juaj dhe gjithçka që ju është premtuar.*

Edhe përkundër mohimit të tyre kryeneç, për të pranuar dritën e udhëzimit, megjithatë, Allahu xh.sh. Ua bën me dije se furnizimi i Tij për ta nuk do të mungojë për asnjë çast. Çështja e besimit është e lirë. Ai në asnjë mënyrë askujt nuk ia imponon besimin. Ai që beson, beson nga bindja dhe dashuria, e jo nga dhuna apo imponimi.

Nëpërmjet këtij ajeti mësojmë se çdo risk vjen nga qielli. Kjo hapësirë e pakufishme që na rrethon, qielli, zbret kohë pas kohe shi, me të cilin ujit tokën, dhe pastaj prej saj mbijnë bimësitë, pemët dhe perimet të cilat njeriu i shfrytëzon për ushqim. Dielli, përveçqë na dhuron dritën dhe nxehtësinë, ai është edhe një burim energjie,

që mund të llogaritet si burimi jetës, së bashku me ujin që rrjedh nga thellësitë e tokës, dhe ai që bie nga qielli, si proces i një avullimi të deteve dhe oqeaneve.

Pjesa e fundit e ajetit: "...dhe gjithçka që ju është premtuar ", do ta shohim se si ndërlidhet fuqishëm me ajetin vijues, dhe nënkupton se çdo gjë që është premtuar do të ndodhë, prandaj edhe ajeti në vazhdim fillon pikërisht me betim, për ta përforcuar këtë premtim hyjnor...

*23. Betohem për Zotin e qiellit dhe të Tokës, se kjo (që ju premtohet) është e vërtetë, ashtu siç është të folurit tuaj!" (Edh Dharijat, 15-23)*

Ky grup ajetesh përfundon me betim hyjnor, ashtu siç edhe kishte filluar kjo sure. Qëllimi i këtyre betimeve, po edhe i këtij të fundit, kur Allahu Fuqiplotë betohet në Qenien e Vet supreme, si Krijues i qiellit dhe i tokës, pra është vënia në dijeni e idhujtarëve, e pas tyre edhe e të gjithë jobesimtarëve, se çdo gjë që është premtuar, që nga momenti i Kiametit, i Ringjalljes dhe i Llogarisë, vërtetë do të ndodhë, pa kurrfarë dyshimi.

Ajeti përfundon më sjelljen e shembullit të të folurit, që nënkupton se, ashtu siç po komunikoni në mes vete, me fjalë/të folur, dhe këtë të folur e dëgjoni të gjithë, po ashtu edhe tërë ajo çka ju është premtuar se do të ndodhë, patjetër se edhe do të ndodhë.

Përgjatë një analize më të thukët të ajeteve që përmbajnë betime hyjnore, mund të shohim se shumë prej tyre, në njëfarë mënyre, janë në funksion të udhëzimit të njerëzve të humbur në pellgun e injorancës së tyre të verbër. E, nëse njerëzit nuk dëshirojnë të përudhen, atëherë ata i pret ndëshkimi, që u është premtuar edhe në këtë botë por edhe në Ahiret.

Në lidhje me këtë konstatim flet edhe një hadith i Pejgamberit a.s., të cilin e transmetojnë Ibën Xheriri, Ibën Hatimi dhe Ibën Ebi Adijj, nga Hasan El Basriu, të këtë thënë: "Më ka arritur lajmi se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Allahu i ka shkatërruar ata popuj (njerëz) të cilëve u është drejtuar me betim e ata nuk i kanë besuar."[5]

### Porosia e këtyre ajeteve: (15-23)

- Për dallim nga vepërkëqijtë, që në Ahiret do të ndëshkohen për ligësitë e tyre, tash shohim pamjen tjetër, ku njerëzit e devotshëm, që ia kishin dronë Allahut, do të jenë në kënaqësitë e papërshkrueshme të Xhenetit. Këta njerëz, që në jetën e kësaj bote u përpoqën të jenë sa më afër kënaqësisë së Tij, shpeshherë duke e privuar veten nga të mirat e kësaj bote, tash do të jenë të privilegjuar e të rrethuar nga begatitë e Xhenetit, e ndër to edhe me gurgullimën e lumenjve dhe burimeve të Xhenetit, të cilat dhunti do t'ua mbushin me kënaqësi e lumturi tërë qenien e tyre.

- Allahu xh.sh. në këto ajete i përshkruan tri cilësi të këtyre besimtarëve të dëlirë, që janë në parajsat e Ahiretit. Cilësia e parë e tyre ishte falja e namazit të përshpirtshëm të natës; e dyta, lutja e tyre për falje nga i Gjithëmëshirshmi, dhe; e treta, dhënia e zekatit, e sadakasë dhe e lëmoshave të tjera për të varfrit.

- Nga argumentet e fuqisë së Allahut për Ringjalljen dhe Llogarinë është krijimi i qiellit dhe i planetëve që lëvizin nëpër hapësirën kozmike, duke ndjekur secili prej tyre orbitën e vet të përcaktuar. Përveç argumenteve në qiell, edhe në Tokë kishte shenja e argumente të mjaftueshme që ata të besonin. Por, edhe nëse gjithë këto argumente nuk iu mjaftonin, atëherë do t'u mjaftonte vetëm t'ia hidhnin një shikim konstruktit të tyre trupor, për t'u bindur në ekzistencën e Zotit të Gjithëpushtetshëm.

- Risku i njeriut vjen nga qielli, në kuptimin që shiu, dielli, fryma etj. vijnë nga lart nesh, dhe kur këta komponentë bashkëdyzohen me dheun e tokës, nga jemi krijuar, atëherë ne, me lejen e Allahun, i vjelim apo i korrim të mirat e kësaj natyre.

- Në betimet e kësaj sureje shohim se në fillim të sures Allahu është betuar në erërat, pastaj më vonë në qiellin, e tash po betohet në Qenien e vet Supreme, se çdo gjë që është premtuar do të vijë dhe do të ndodhë, dhe për këtë në fund e paraqet edhe shembullin më praktik të mundshëm-të folurit.

Duke analizuar e medituar rreth këtyre betimeve, përgjatë ajeteve të deritashme të sures "Edh-Dharijat", i vërejmë tri nivele të betimit. Niveli i parë ishte betimi në erërat, retë, anijet, që janë betime "tokësore"; pastaj kemi betimin në engjëjt dhe në qiellin plot rrugë yjësish, që janë betime "qiellore", dhe; krejt në fund kemi betimin në Qenien e vetë Allahut, që është forma më e lartë e betimit. Kjo u bë në mënyrë që t'i ofrojë këta jobesimtarë drejt dritës së udhëzimit e të shpëtimit.- *Vijon -*

(1) Imam Tirmidhiu, Es-Sunen, Kapitulli i lutjeve, hadithi nr. (2833). Isnadi i këtij hadithi është sahih. (2) Imam Kurtubiu në këtë rast e citon, dhe në një mënyrë edhe e përzgjedh mendimin e Imam Ibën Arabiut, njërin prej juristëve më të mëdhenj të shkollës së malikinjve, pra si mendimin më të fortë e më të pranueshëm, duke pohuar se me këtë fjalë "hakun ma'lum", nënkuptohet zekati obligativ. Shih më gjerësisht: El-Xhamiu li Ahkamil Kuran nga Kurtubiu, vëll. XIX, f. 482! Për çdo rast, kthehu edhe tek Ibën Arabiu, në Ahkamul Kuran, vëll. IV, f. 1718. (3) Hadaiku-r-rrevhi ve-r-Rrejhan, vëll. XXVII, f. 514. (4) Ebu Bekr El-Xhessas, Ahkamul Kuran, Bejrut, 1992, vëll. V, f. 294. (5) Et-Tefsirul Munir, vëll, XXVII, f. 21.

Prof. Ass. Dr. Musa Vila

# Vepra çmohet sipas qëllimit (1)



عَنْ أَمِيرِ الْمُؤْمِنِينَ أَبِي حَفْصٍ عُمَرَ بْنِ الْخَطَّابِ رَضِيَ اللهُ عَنْهُ قَالَ: سَمِعْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ إِنَّمَا الْأَعْمَالُ بِالنِّيَّاتِ وَإِنَّمَا لِكُلِّ امْرِئٍ مَا نَوَى فَمَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ إِلَى اللهِ وَ رَسُولِهِ فَهِجْرَتُهُ إِلَى اللهِ وَ رَسُولِهِ وَ مَنْ كَانَتْ هِجْرَتُهُ لِدُنْيَا يُصِيبُهَا أَوِ امْرَأَةٍ يَنْكِحُهَا فَهِجْرَتُهُ إِلَى مَا هَاجَرَ إِلَيْهِ.

*Transmetohet nga Omeri r.a., kalif i besimtarëve, se e kishte dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. të ketë thënë: "Vërtet veprat çmohen vetëm sipas qëllimeve, dhe çdonjërit i takon ajo që ka për qëllim. Andaj, kush shpërngulet për Allahun dhe për të Dërguarin e Tij, shpërngulja e tij (shpërblimi) është tek Allahu dhe tek i Dërguari i Tij. Por kush shpërngulet për qëllime të kësaj bote, ose për t`u martuar me ndonjë femër, shpërngulja e tij është ajo për çka është shpërngulur."[1]*

**Të dhëna për transmetuesin:**

Transmetuesi është emiri i besimtarëve, Ebu Hafsa, Omer bin El Hattabi r.a. El Kureshij el Adevij. Fenë islame e pranoi në vitin e gjashtë të dërgimit të Pejgamberit s.a.v.s., kur numri i besimtarëve ishte tridhjetë e më tepër, e që tuboheshin në shtëpinë e Erkamit.

Kalimi i tij në Islam ishte fitore e madhe për myslimanët, ndihmë e madhe për misionin e vërtetë, përforcim për fenë islame. Ishte i njohur për fuqinë dhe për rreptësinë që kishte. Ibën Mes`udi thotë: "Kalimi i Omerit në fenë islame ishte zgjerim i fesë, shpërngulja e tij ishte ndihmë, kurse sundimi i tij ishte mëshirë. Derisa nuk e pati pranuar fenë islame, nuk mund ta falnim namazin në Qabe, por kur e pranoi Islamin i detyroi kurejshët të tërhiqeshin dhe ne të faleshim. Vazhdimisht e mbronte Muhamedin s.a.v.s. E mbrojti dhe e përkrahu madje edhe kur u shpërngul në Medinë. Të gjithë myslimanët u shpërngulën fshehurazi, kurse Omeri u shpërngul haptazi, në prani të parisë së kurejshëve."

Personaliteti i Omerit ishte i gjithanshëm. Vlen të theksohet se ishte mendjemprehtë në mendime, ishte shumë largpamës, preciz dhe i matur në vlerësimin e njerëzve. Mendimet e tij përputheshin me normat e Kuranit në tri raste: Thuhet se nga Pejgamberi s.a.v.s. kishte propozuar që vendqëndrimi i Ibrahimit të shërbente si vend ku do të vendosej imami për ta falur namazin. Në pajtim me mendimin e tij zbriti ajeti: "Merreni vendqëndrimin e Ibrahimit për vend në të



cilin falet namazi!". (El Bekare, 125). Gjithashtu i tha të Dërguarit s.a.v.s. që t`i urdhëronte gratë e veta të mbuloheshin, se shumë njerëz po i shihnin (pa mbulesë islame). Në përputhje me propozimin e tij zbriti ajeti i mbulesës, në të cilin Allahu xh.sh. thotë: "O Pejgamber, thuaju grave të tua, bijave të tua dhe grave të besimtarëve, le t`i vënë shamitë (mbulojat) e veta mbi trupin e tyre, sepse kjo është më afër që ato të njihen (se nuk janë rrugaçe) e të mos ofendohen. Allahu i fal gabimet e kaluara. Ai është Mëshirues.". (El Ahzabë, 59). Omeri r.a. kishte dëgjuar se nganjëherë gratë e Pejgamberit s.a.v.s. e ngacmonin atë (Pejgamberin s.a.v.s. ), prandaj u tha grave të tij të mos silleshin ashtu me të Dërguarin e Zotit, sepse mund të marrë të tjera, edhe më të mira se ato. Në përputhje me këtë mendim zbriti ajeti: "Nëse ju lëshon, Zoti i tij mund t`ju zëvendësojë tek ai me gra më të mira se ju." (Et Tahrimë, 5). Gjithashtu është e njohur shkresa që Omeri ia dërgoi Musa El Esh`ariut, në gjykatë. Ky shkrim është i vetmi në këtë kapitull, e që përmban shumë rregulla të Usulit, Fikhut dhe të Drejtës së sheriatit.[2] Omeri r.a., nga i Dërguari s.a.v.s. ka transmetuar 573 hadithe.

**Kuptimi i përgjithshëm i hadithit dhe rëndësia e tij**

Ky hadith është një nga hadithet më të rëndësishëm. Vë në pah sinqeritetin, që është bazë e veprave. Zoti nuk i pranon veprat pa të. Sqaron se qëllimi është gjëja më e rëndësishme, dhe çdonjëri duhet ta ruajë dhe të ketë kujdes për veprat e tij.

Pra, thelbi i çdo vepre është qëllimi. Nëse qëllimi është i sinqertë, edhe vepra e bërë nga besimtari është e pranuar tek Allahu dhe do të shpërblehet. Vlera e veprës është e lidhur ngushtë me qëllimin që fshihet prapa. Se sa rëndësi ka qëllimi flet përqendrimi i hadithit në të. Kjo më së miri shihet te pjesëza *innema* - që është pjesëz përcaktuese - kufizuese. Pra shpërblimi për veprat varet kryekëput nga qëllimi. Shumë dijetarë i dhanë rëndësi të madhe këtij hadithi, si në komentim ashtu edhe në përdorim. Imam Shafiu thotë: "Ky hadith zë vend në shtatëdhjetë kapituj të fikhut (jurisprudencës islame)." Imam Ahmedi thotë se në këtë hadith fshihet një e treta e diturisë (fesë). Imam El Bejhekiju thotë se shkaku i numërimit të një të tretës është se njeriu e bën mëkatin ose e fiton shpërblimin me një prej tri gjërave: ose me zemrën e tij, ose me gjuhën e tij, ose me gjymtyrët e tij.[3] Disa dijetarë thonë se ky hadith është i barabartë me gjysmën e fesë. Sipas tyre, Islami është dy pjesësh: veprat e fshehta, që i takojnë zemrës; dhe veprat e hapëta që manifestohen me gjuhë dhe me gjymtyrë. Vërejtëm se ky hadith është përqendruar në veprat e fshehta, që i takojnë zemrës dhe janë një nga dy pjesët e Islamit.

Shumica e dijetarëve të hadithit ishin të mendimit që ky hadith të vendosej në fillim të çdo koleksioni të tyre. Kështu bëri edhe Buhariu, i cili e citoi në tetë kapituj të librit të tij "Es-Sahih" (autentik).[4] Këtë e bëri si kujtim për dijetarët dhe studentët, se qëllimi fisnik është i patjetërsueshëm në fillim të çdo vepre.

"Vërtet veprat çmohen vetëm sipas qëllimeve"

Kuptimi është se veprat nuk janë të vlefshme dhe nuk pranohen tek Allahu xh.sh. përveç me qëllim të mirë. Ky është mendim kompakt i dijetarëve. Këtë e kundërshtuan vetëm hanefinjtë, lidhur me mjetet që çojnë deri te qëllimi (objektivi). Hanefinjtë thanë se qëllimi (nijeti) nuk është bazë e domosdoshme në mjetet që çojnë drejt synimit. Ata i ndanë veprat në:

a - Synime (el-mekasidu), siç janë: namazi, agjërimi, haxhi, zekati etj.

b - Mjete (el-vesailu) që çojnë drejt synimit (qëllimit), e këto janë p.sh.: abdesi dhe larja e trupit, që shërbejnë si kushte që prijnë për namaz.

Duke u mbështetur në këtë ndarje, hanefinjtë thanë se mjetet janë të vlefshme edhe pa pasur qëllim në to. P.sh.: nëse një njeri pastrohet jo për ta larguar ndyrësinë, te hanefinjtë do të konsiderohej i pastër dhe më nuk do të ketë nevojë të lahet përsëri.

Neveviu thotë: "Veprat vlerësohen në mbështetje të qëllimit, dhe nuk do të vlerësohen nëse nuk kanë qëllim." Kjo merret si argument se pastërtia dhe të gjitha ibadetet e tjera nuk janë të vlefshme pa pasur qëllim (nijet).

El Hatabi thotë: *"Innemel eamalu binnijat"*, se nuk e ka për qëllim veprën, ngase ajo ndodh vetvetiu, pa qëllim, por kuptimi i saj është që vlefshmëria e normave të veprave në peshojën fetare të krijohet vetëm me qëllim, si dallim i vlerës kundrejt jovlerës, që është vetë qëllimi që dallon adetin nga ibadeti.

Gazaliu, duke u mbështetur në atë që nxit të punohet, thotë: "Nëse në vepër qëllimi i kësaj bote mbizotëron më tepër, ai nuk ka shpërblim për të. Por, nëse qëllimi i fesë mbizotëron, shpërblimi i tij është aq sa ka pasur qëllim fetar. Nëse barazohen qëllimi jetësor me atë fetar, nuk ka shpërblim."[5]

Fjala: *"eamal"*, e përdorur në hadith, nuk përfshin veprat e ndaluara, por nënkupton vetëm veprat e mira e të urdhëruara dhe të lejuara (el-meshruatu). Kur nijeti i pastër është i pranishëm në detyrime ose pëlqime (farze ose mendube), ato kanë shpërblim të dyfishtë. Gjithashtu, nëse nijeti i sinqertë, e shoqëron veprën e lejuar *el mubah*, atë e trajton si ibadet të shpërblyer,



p.sh.: ai që ha ushqim ose fle me qëllim që të forcohet për kryerjen e detyrimeve.

Nëse nijeti i mirë i shoqëron ose është i pranishëm në vepra të ndaluara, ose të papëlqyera, ky nijet nuk e ndryshon vendimin që e ka vepra. E ndaluara mbetet e ndaluar, e urryera mbetet e urryer. Nuk i lejohet individit të vjedhë me qëllim që t`u japë lëmoshë të varfërve. Ose nuk lejohet ta bësh ndonjë mëkat me qëllim që të jesh i afërt me mëkatarët, ashtu sikur nuk lejohet ta orientosh shikimin në ndalesa, me arsyetimin për t`i shijuar bukuritë që ka krijuar Allahu xh.sh. Të gjitha këto janë rrugë të djallit, të ngulitura në kokat e injorantëve dhe të të devijuarve.

Që një vepër a punë të jetë e pranuar tek Allahu xh.sh., dhe që ta fitojë simpatinë e Tij, duhet plotësuar dy kushte, të ndërlidhura mes vete, sepse mungesa e njërit ose e tjetrit veprën e bën të papranueshme. Këto janë:

1. Vepra të jetë urdhër, farz, sunet, mendub, në harmoni me normat e ligjit islam.

2. Nijeti të jetë i pastër, i sinqertë, i sigurt, vetëm për Allahun xh.sh. Ky është kuptimi i hadithit:

"Me të vërtetë Allahu nuk shikon fizionominë dhe pasurinë tuaj, por shikon zemrat dhe veprat tuaja."[6]

Duke u bazuar në këtë hadith, disa dijetarë thonë se fjala "eamal" - veprat, ka synime që veprat të bëhen me anë të gjymtyrëve të trupit, si dhe gjuhës. Hadithi nuk i përfshin punët e zemrës, që janë peshojë e punëve të brendshme; ato janë për botën njerëzore, por jo edhe për Allahun xh.sh., që është: "Njohës i botës së fshehtë dhe i së dukshmes." (El Hashr, 22).

Kjo shihet edhe në fjalën tonë: "fare nuk janë të vlefshme punët, përveçse ato me nijet." Por as nuk mund të themi se veprat e brendshme janë të pavlefshme për shkak se duhet të jenë me nijet *(La tesihu ennijjatu il-la binnijjat)*, ngase ne këtu kemi vënë kusht për vetveten. Për veprat e jashtme,- të gjymtyrëve dhe të fjalëve, ndodh që vepruesi ndonjëherë të ketë qëllim tjetër, mirëpo veprat e brendshme e kanë një mbështetje (qëllim), ngase njerëzit nuk i shohin ato, prandaj mbeten vetëm të zemrës.

Nijeti shërben si mjet ndarjeje ndërmjet adhurimit (el-ibadetu) dhe traditës (el-adetu). P.sh.: ndokush do të ulej në xhami për pushim, dhe për këtë pushim nuk do të ketë shpërblim, ndërsa ai që ulet në xhami dhe pret ta falë namazin ose me qëllim që të jetë vetëm (izolimi – el-iëtikafu), ai është në adhurim dhe pret shpërblimin. Pra, që të dy rastet janë të njëjtë për nga forma, por dallimi është vetëm te qëllimi. (vijon)



Mr. Ejup Haziri

# Vendosja e duarve nën kërthizë

Jam zgjeruar shumë rreth ngritjes së duarve sepse kjo shpeshherë është keqkuptuar dhe është keqinterpretuar, prandaj edhe jam ndalur gjatë e gjerë në shtjellim. Tematika në vazhdim ka të bëjë me atë se, pas ngritjes së duarve, ku t'i vendosim ato: a t'i vendosim nën kërthizë, apo mbi kërthizë. Edhe kjo çështje ka ndarë dijetarët në mendime të ndryshme, ndonëse vendosja apo lidhja e duarve nuk duhet të shihet si problematike. Mirëpo, praktika dhe realiteti në terren ka dëshmuar për një konfrontim verbal dhe për një plasaritje opinionesh rreth ngritjes së duarve dhe pozitës ku duhet vendosur ato, së paku në këto dy dekadat e fundit.

### Hadithet që flasin për vendosjen e duarve

Zakonisht hadithet nga i Dërguari i Allahut për këtë temë janë të përgjithshëm, që sinjalizojnë për vënien e dorës së djathtë mbi të majtën, por që nuk merren me atë se ku duhet të lidhen duart, mbi apo nën kërthizë. Madje, kjo ka shtyrë disa dijetarë të deklarojnë se nuk ka asnjë hadith autentik që tregon se ku duhet t'i vëmë duart gjatë qëndrimit në këmbë (kijam); nën kërthiz apo mbi kërthizë.

Sunet është që në namaz duart të lidhen, dhe dora e djathtë duhet të jetë mbi të majtën, e kjo duke u bazuar në disa hadithet që përcillen nga shokët e të Dërguarit të Allahut, që prej tyre veçojmë hadithin e transmetuar nga Ibën Abasi: "Na ka treguar Ahmed bin Tahir bin Harmeleh bin Jahja, na ka treguar gjyshi im Harmeleh bin Jahja, ky nga Ibën Vehbi, e ky nga Amër bin El-Harithi, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ata bin Ebi Rebah-un duke thënë: "E kam dëgjuar Ibën Abasin, i cili tha: "E kam dëgjuar Pejgamberin e Allahut duke thënë: "Ne, pejgamberët, jemi urdhëruar të shpejtojmë iftarin (të hamë porsa të hyjë iftari), ta vonojmë syfyrin (të hamë deri në fund të kohës së tij), dhe t'i vendosim duart e djathta mbi të majtat, gjatë namazit. " (Taberaniu, në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 11485).

Transmetimi i radhës është ai i Vail bin Huxhrit, i cili është në koleksionin e Muslimit, si dhe në koleksionet e tjera, e teksti i mëposhtëm është i Muslimit: "Na ka treguar Zuhejr bin Harb, na ka treguar Affani, na ka treguar Hemmami, na ka treguar Muhamed bin Xhuhadeh, më ka treguar AbdulXhebbar bin Vail, e ky nga Alkame bin Vail, e ky nga babai i tij, Vail bin Huxhri, i cili e kishte parë të Dërguarin e Allahut që i kishte ngritur duart kur hyri në namaz dhe shqiptoi tekbirin, e Hemmami (njëri nga transmetuesit) e kishte përshkruar (ngritjen e duarve) në drejtim të veshëve, më pas mbështolli rrobën e tij dhe vendosi dorën e djathtë mbi të majtën..."[1]

Ky hadith, që gjendet në koleksionin e Muslimit (dhe në koleksionet tjera), është autentik-sahih, si nga ana e transmetimit (senedit), ashtu edhe nga ana e tekstit (metnit), dhe se për këtë kanë dëshmuar edhe dijetarët me vlerësimet e tyre. Hadithi në fjalë përcillet kryesisht përmes dy rrugëve të transmetimit, ku që të dyja rrugët e transmetimit janë autentike. Këtë e potencon edhe Albani, i cili hadithin në fjalë e vlerëson se është në gradën më të lartë të autencitetit (sahih).[2]

Transmetimi tjetër është nga Ibën Mes'udi, në koleksionin e Ebu Davudit dhe të të tjerëve: "Na ka treguar Muhamed bin Bekkar bin Err-Rrejjan, nga Hushejm bin Beshir, e ky nga Haxhxhaxh bin Ebi Zejneb, e ky nga Uthman En-Nehdij, e ky nga Ibën Mesudi, i cili një herë po falej dhe dorën e majtë e kishte vendosur mbi të djathtën, e kur i Dërguari i Allahut e pa këtë, ia vendosi dorën e djathtë mbi të majtën. "[3]

Shumica e haditheve janë të kësaj natyre, që konfirmojnë vendosjen e dorës së djathtë mbi të majtën, pa precizuar se ku duhet të vendosen ato. Pastaj është praktika e gjeneratave të hershme që kryesisht është përcjellë brez pas brezi, ku gjithnjë kanë dominuar tre mendime rreth vendosjen së duarve në namaz; nën kërthizë, saktësisht mbi pozicionin e kërthizës dhe mbi kërthizë (por jo në gjoks).

Tirmidhiu, pasi që përmend transmetimet e sahabëve që flasin për vendosjen e dorës së djathtë mbi të majtën, thotë: "(Vendosja e duarve) ka qenë praktikë te dijetarët, që nga sahabët e tabiinjtë, dhe ata që erdhën pas tyre, e



ata e shihnin të arsyeshme vendosjen e dorës së djathtë mbi të majtën në namaz. E disa kanë menduar se duhet vendosur duart mbi kërthizë, përderisa të tjerët kanë menduar se duhet vendosur nën kërthizë, andaj kjo çështje ishte toleruese (jo e kufizuar) tek ata. "[4]

**Qëndrimi i shkollës hanefite ndaj vendosjes së duarve nën kërthizë**

Dihet botërisht qëndrimi i shkollës hanefite për vënien e duarve pas tekbirit fillestar, e që është pozita menjëherë nën kërthizë. Meshkujt bëjnë vënien e duarve nën kërthizë, ndërsa femrat mbi kërthizë, sepse femrat në namaz dallojnë në dhjetë pika prej meshkujve, e njëra prej tyre është edhe vënia e duarve.[5] Pra, femrat bëjnë vënien e duarve mbi kërthizë apo mbi gjoks,[6] sepse kjo është më e mirë për to dhe më e mbrojtur. Vënia e duarve mbi gjoks te femrat gjatë qëndrimit në këmbë është veprim më i qëlluar. Vendosja e dorës së djathtë mbi të majtën, nën kërthizë, sipas hanefinjve është sunet, mirëpo autori i "Hedijeh ibnu-l Imad liubbadi-l 'ibad" mendon se vendosja e dorës së djathtë mbi të majtën është sunet, ndërsa vënia e tyre poshtë kërthizës është mustehab (veprim i pëlqyer).[7]

Shejbani, në librin e tij "El-Athar" përcjell transmetimin se Ibrahim Nehaiu vendoste dorën e djathtë mbi të majtën, nën kërthizë. Ai thotë se këtë mendim ne e pasojmë, dhe njëherit ky është opinioni i Ebu Hanifes.[8] Samerkandiu, në veprën e tij "Tuhfetu-l Fukaha", në lidhje me lidhjen e duarve thotë: "Atëherë kur namazfalësi përfundon me ngritjen e duarve në tekbirin fillestar, e vë dorën e djathtë mbi të majtën nën kërthizë. "[9]

Kryesisht për vënien e duarve poshtë kërthizës janë transmetimet e Aliut, Ebu Hurejres dhe Ebu Mixhlez-it.[10]

Na ka treguar Muhamed bin Mahbub, nga Hafs bin Gijath, e ky nga Abdurrahman bin Is'hak, nga Zijad bin Zejd, e ky nga Ebu Xhufajfeh, se Aliu ka thënë: "Nga suneti në namaz është vendosja e shuplakës (së dorës së djathtë) mbi shuplakë (të dorës së majtë) nën kërthizë."[11]

Hafidh Zejleiu sjell mendimin e Ibën AbdulBerr-it, për termin sunet, të përdorur sikur në këtë rast nga Aliu, dhe thotë: "Dije se kur sahabiu thotë emrin "sunet", atëherë me të ka për qëllim vetëm sunetin e Pejgamberit a.s."

Ky hadith është në Sunenin e Ebu Davudit, dhe në shumicën e dorëshkrimeve të Sunenit të Ebu Davudit nuk gjendet, por gjindet në dorëshkrimin e përcjellur nga Ibën Daseh, dhe në transmetimin e përcjellë nga Seid bin El-A'rabij.[12] Kanë folur ulemaja për këtë hadith, dhe një pjesë e tyre e kanë konsideruar të dobët, për shkak se në mesin e transmetuesve është Abdurrahman bIn Is'hak El-Vasitij.

Transmetimi i Ebu Hurejres është në koleksionin e Ebu Davudit, por edhe në koleksionet tjera:

"Na ka treguar Museddedi, na ka treguar AbdulVahid bin Zijadi, nga Abdurrahman bin Is'hak El-kufij, nga Sejjar Ebu-l Hakem, e ky nga Ebu Vaili, i cili thotë: "Ka thënë Ebu Hurejre: "Kapja e shuplakës me shuplakë, në namaz, të vendoset poshtë kërthizës."[13]

Transmetimi i Ebu Mixhlezit është në Musannefin e Ibën Ebi Shejbes: "Na ka treguar Jezid bin Harun, dhe ka thënë: "Na ka informuar Haxhxhaxh bin Hassan, dhe ka thënë: "E kam dëgjuar Ebu Mixhlez-in, apo e kam pyetur: "Si të veprohet?" Ai tha: "E vendos pjesën e brendshme të shuplakës së dorës së djathtë mbi shpinën e shuplakës së dorës së majtë, dhe i vendos duart poshtë kërthizës."[14]

**Shkollat juridike që mendojnë se duart vendosen nën kërthizë**

Janë një numër i madh i dijetarëve të njohur nga të gjitha shkollat juridike, e që mendojnë se duart duhet të lidhen nën kërthizë. Nuk janë vetëm hanefinjtë që kanë këtë mendim. Kolosi i madh në Hadith, Sufjan Thevriu, është i këtij mendimi. Gjithashtu edhe Ahmed bin Hanbeli, sipas mendimit më të popullarizuar të tij, mendon se duart duhet të vendosen nën kërthizë. Këtë mendim të këtij imami edhe më tutje e përforcon transmetimi i Ibën Hubejre-s, dhe përzgjedhja e Hirekij-it, që të dy nga dijetarët e mëdhenj të shkollës hanbelite. Gjithashtu Ibën Kudameh, në "El-Mugni", sjell mendim të përgjedhur në shkollën hanbelite: vendosjen e duarve nën kërthizë.[15]



Edhe Ibën Tejmije është i mendimit se vendosja e duarve nën kërthizë është mendim i preferuar i Ahmed bin Hanbelit, dhe se ishte argumentuar me transmetimin e Abdullah bin Mes'udit.[16] Edhe Ibën Kajimit i adresohet një mendim i tillë, se ai parashihte vendosjen e duarve poshtë kërthizës, ndonëse decidivisht ishte shprehur se në çështjen ku vendosen duart nuk ka ndonjë hadith autentik. Në disa botime qëndron mendimi i tij se duart vendosen poshtë kërthizës, duke u bazuar në transmetimin e Aliut, e në disa të tjerë është fshirë ai mendim, me pretekstin se nuk ishte fjalë e tij.

Ebu Ishak El-Mervezij, jurist i njohur nga shkolla juridike shafiite, po ashtu është i të njëjtit mendim me dijetarët e mëhershëm, prandaj edhe thotë: "Duart duhet të vendosen poshtë kërthizës."[17]

### Nuk pëlqehet vendosja e duarve mbi gjoks

Vendosja e duarve në gjoks, sipas hanefinjve është e gabuar, sepse ngjason me veprimin e femrave në namaz, ngase vetëm femrat i vendosin duart mbi gjoks, e jo edhe meshkujt.[18]

Ahmed bin Hanbeli, për vendosjen e duarve në gjoks, kishte thënë: "Urrehet veprimi i vendosjes së duarve në gjoks."[19] Edhe pasuesit e tij, me shumicë, mendojnë se nuk pëlqehet vendosja e duarve në gjoks.[20] Këtë mendim, siç duket, e përfaqëson edhe Ibën Tejmije, i cili thotë: "Sa i përket vendosjes së duarve në gjoks, një gjë e tillë është e papëlqyer (*jukrehu*).[21] Fukahatë nuk pëlqenin vendosjen e duarve në gjoks, prandaj asnjëri nga shkollat juridike nuk kishte thënë që duart duhet të vendosen në gjoks. Shafiu kishte thënë se duart vendosen mbi kërthizë, nën gjoks. Madje katër shkollat e njohura juridike nuk mendojnë se duart duhet të ngrihen në gjoks. E tërë polemika e tyre zhvillohet në pjesën nga poshtëkërthiza e deri mbi kërthizë, por jo mbi gjoks.

Albani është i mendimit se duart vendosen në gjoks, duke marrë për bazë hadithin në Sahihun e Ibën Huzejmes, (ndonëse edhe Albani hadithin në fjalë e bën të dobët, por mundohet ta përforcojë me rrugë të tjera të transmetimit, në bazë të kuptimit. E vërteta është, siç ka thënë Ibën Kajimi, se askush nuk ka thënë "në gjoks", përveç Muemmelit, dhe se nuk ka ndonjë rrugë që mund ta përforcojë këtë hadith.), për të cilin do të flasim më gjerësisht, dhe duke u bazuar në veprimin e Is'hak bin Rahevejh, që përcillet nga Merveziu.[22] Mirëpo e vërteta është se Is'hak bin Rahevejh ka tjetër mendim. Ai mendon se duart vendosën poshtë kërthizës. Sipas tij, ky është më i fuqishëm, duke u bazuar në hadith dhe është më afër me përulësinë dhe thjeshtësinë e robit në namaz e karshi Zotit.[23] Kështu mendon edhe Ibën Mundhiri, që përcjell fjalët e Is'hak bin Rahevejh-ut.[24] Edhe njëri nga autorët më të njohur të shkollës hanbelite, Ibën Kudameh, në librin e tij të njohur "El-Mugni", përmend dijetarët që mendojnë se duart vendosen poshtë kërthizës, e në mesin e tyre e përmend edhe Is'hak-un.[25] Edhe Zejleiu thotë se është e njohur se Ishak bin Rahevejh mendonte se duart vendosen nën kërthizë.[26]

Ata që mendojnë se duart vendosen në gjoks bazohen në këtë hadith, që është në koleksionin e Ibën Huzejmes: "Na ka treguar Ebu Tahiri, nga Ebu Bekri, e ky nga Ebu Musa, e ky nga Muemmel bin Ismaili, nga Asim bin Kulejb, e ky nga babai i tij, e ky nga Vail bin Huxhri, i cili thotë: "Jam falur me të Dërguarin e Allahut, e ai e vendosi dorën e tij të djathtë mbi të majtën, në gjoks." (Ibën Huzejme, në Sahih, nr. 479).

Problematika në këtë hadith është në shprehjen e fundit "në gjoks", sepse, siç kanë thënë dijetarët më eminentë, kjo shprehje është e shtuar, dhe nuk i atribuohet transmetuesit të hadithit (Vail-it). Ibën Kajim El-Xhevzij për këtë hadith thotë: "Askush nuk ka thënë "në gjoks", përveç Muemmel bin Ismail-it."[27] Pra, kjo formë nuk ishte e njohur te dijetarët; shtesa "në gjoks" nuk është e thënë nga transmetuesi Vail bin Huxhri. Ibën Kajjimi më pas paraqet transmetimet tjera nga Vaili, ku në asnjërin prej tyre nuk përmendet shprehja në gjoks, por vetëm se dora e djathtë ishte mbi të majtën, dhe në këtë kontekst kjo është e vërteta.

Autori i librit të njohur "Atharu-s Sunen", thotë: "Shtesa: "në gjoks" nuk ishte e njohur e as e memorizuar nga hadithologët."[28] Nuk ka dyshim se kjo shtesë është nga Muemmel bin Ismail, por çfarë thanë dijetarët e njohur për të?

Dhehebiu për Muemmel bin Ismail-in thotë: "Ishte i besueshëm, i ashpër në sunet, gabonte shpesh, dhe thuhet se ai kishte futur librat e tij në një gropë dhe



fliste vetëm nga memorizimi, ndaj edhe gaboi shumë. Vdiq në vitin 206 h."[29] Ibën Haxheri, në vlerësimin e tij sjell mendimet e plejadës së ulemave, dhe thotë: "Ebu Hatimi për të thotë: "I drejtë, por shpesh gabonte." Buhariu thotë: "Refuzohen hadithet prej tij (munkerul-hadith)." Sulejman bin Harb, tha: "Kërkohet nga dijetarët që të ndalen gjatë në hadithet e transmetuara prej tij, sepse ai transmeton rivajete të papranuara (*menakir*) nga mësuesit e tij, e që ishin të besueshëm, e po të ishin këto menakire nga njerëzit e dobët, atë do ta arsyetonim disi." Muhamed bin Nasër El-Mervezij ka thënë: "Kur Muemmeli veçohet me ndonjë transmetim prej të tjerëve, duhet analizuar dhe verifikuar mirë, ngase ai për nga memorizimi ishte i dobët dhe shpesh gabonte."[30]

Shtesa "në gjoks" nuk është transmetuar në asnjë nga transmetimet e tjera, ndonëse ky hadith transmetohet te koleksionet tjera, ndërsa i njëjti përmes rrugës së Alkames dhe të tjerëve, transmetohet nga Vail bin Huxhri, dhe nuk gjendet kjo shtesë. Kjo dëshmon se shtesa e përmendur ka qenë e panjohur dhe jo e memorizuar nga hadithologët. Gjithashtu, kur transmetuesi - edhe nëse është nga të besueshmit - bie në kundërshtim me transmetuesit (të besueshmit tjerë) që janë më të besueshëm se ai, atëherë transmetimi i tij nuk pranohet dhe konsiderohet shadh (i parregullt - i pafavorizuar). Prandaj, ky hadith, me këtë shtesë, konsiderohet shumë i dobët.[31]

Hafidh Zejleiu, njëri nga hadithologët më të mëdhenj që pati ky umet, pasi që përmend këtë hadith dhe merret me shtesën e ardhur në të, thotë edhe këtë: "Njëri ndër transmetuesit në zinxhirin e senedit është edhe Sufjani, e ky është Sufjan Thevriu, e ai padyshim se është nga dijetarët e Kufës, dhe mendimi i tij në këtë çështje është sikurse mendimi i Ebu Hanifes..., e po të ishte te Sufjan Thevriu ky hadith me shtesën "në gjoks" i vërtetë, ai nuk do ta kundërshtonte e të vinte me mendim tjetër."[32]

Edhe hadithologu i njohur shqiptar Shuajb El-Arnaut, është i mendimit sikurse me të tjerët, se hadithi i Vailit me shtesën "në gjoks" është i dobët.[33] Prandaj, s'ka dyshim se ky hadith është i dobët dhe nuk mund të jetë argumentues. *(Vijon)*

(1) Muslimi në Sahih, nr. 608; Ahmedi në Musned, nr. 18866. Shuajb Arnauti në vlerësimin që i bën Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë: "S'ka dyshim se senedi i këtij hadithi është autentik, sipas kushteve të Muslimit." (2) Albani, Irvau-l Galil fi tahrixh Ehadith Menaru-s Sebil, nr. 352. (3) Ebu Davudi në Sunen, nr. 755. Albani thotë se hadithi është hasen-i mirë; Bejhekiu në Sunen El-Kubra, nr. 2327. (4) Tirmidhiu në Sunen, v. I, f. 426. (5) Ebu-l Hasen Alij bin El-Husejn bin Muhamed Es-Sugdi, En-Netfu fi-l Fetava, bot. II-të, Muesesetu-rr Rrisaletu, 1404-1984, v. I, f. 71. (6) Abdullah bin Mahmud bin Mevdud El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, Matbeatu-l Halebij, Kairo-Egjipt, 1356-1937, v. I, f. 49. (7) Muhamed Hashim es-Sindij, Dirhemu-s Surreh fi Vad'i-l Jedejni tahte-s Surreti –me terdiu-d duureti ala dirhemi-s surreti, përgatiti Abdulfetah ebu Guddeh, bot. I-rë, Idaretu-l Kur'an ve-l ulum el-islamijeh, Karaqi-Pakistan, 1414, f. 22-23. (8) Muhamed bin El-Hasen, el-Athar, me recenzurë nga Ebu-l Vefa el-Afganij, Daru-l Kutub el-Ilmijeh, Bejrut, v. I, f. 322. (9) Alaudin Samerkandi, Tuhfetu-l Fukaha, v. I, f. 126. (10) Ibën Kudameh El-Makdisij, El-Mugni, Mektebetu-l Kahiretu, 1388-1968, v. I, f. 341. (11) Ky hadith në koleksionin e Ebu Davudit gjendet vetëm në transmetimet e përcjella nga Ebu Seid bin El-A'rabiut dhe Ebu-l Hasen bin El-Abd, apo në transmetimin e Ibën Daseh, por jo në atë të Lu'luit. Shih Sunenin e Ebu Davudit me recenzurë nga Shuajb el-Arnaut-it, bot. I-rë, Daru-rr Rrisaleh el-Alemijeh, 1430-2009, v. II, f. 69 (fusnotë). (12) Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh, v. I, f. 313-314; Tehanevi, I'lau-s Sunen, v. II, f. 193. (13) Ebu Davudi në Sunen, nr. 758. Albani dhe shumë të tjerë e konsiderojnë të dobët. (14) Ibën Ebi Shejbe në Musannef, nr. 3942. Edhe ky hadith është sikurse ai paraprak. (15) Ibën Kudameh el-Makdisij, El-Mugni, Mektebetu-l Kahiretu, 1388-1968, v. I, f. 341 dhe v. II, f. 6. Kështu mendon edhe Uthejmini se ky mendim është legjitim i medhhebit (hanbeli), ndonëse vetë ka qëndrimin se duart duhet të vendosen në gjoks. Shih: Uthejmin, Esh-Sherhu-l Mumti' ala Zadi-l Mustakni', bot. II-të, Dar bin El-Xhevzi, 1428, v. III, f. 36. (16) Ibën Tejmije, Sherhu-l Umdeh (kitab sifetu-salati min sherhi-l umdeti lil imam Muvefikudin ibën Kudameh), bot. I-rë, Daru-l Asimeh, Rijad, 1429-2008, f. 67. (17) Nevevi, el-Mexhmu Sherhu-l Muhedhdheb, Daru-l Fikr, Bejrut, v. III, f. 313; (18) Bedrudin el-Ajni, El-Binajetu Sherhi-l Hidajeh, v. II, f. 183. (19) Ebu Davud Sulejman el-Ezedij es-Sixhistanij, Mesailu-l Imam Ahmed Rivajetu Ebi Davud es-Sixhistani, bot. I-rë, Mektebetu bin Tejmije, 1420-1999, f. 48. (20) Ibën Muflah, El-Mubdi' fi Sherhi-l Mukni', bot. I-rë, Daru-l Kutub El-Ilmijetu, Bejrut, 1418-1997, v. I, f. 381. (21) Ibën Tejmije, Sherhu-l Umdeh (kitab sifetu-salati min sherhi-l umdeti lil imam Muvefikudin ibën Kudameh), bot. I-rë, Daru-l Asimeh, Rijad, 1429-2008, f. 69. (22) Albani, Forma e namazit të Pejgamberit-e përshkruar prej fillimit deri në fund, sikur të ishit duke e parë, f. 44-45. (23) Ebu Davud Sulejman El-Ezedij Es-Sixhistanij, Mesailu-l Imam Ahmed Rivajetu Ebi Davud es-Sixhistani, bot. I-rë, Mektebetu ibën Tejmije, 1420-1999, f. 48. (24) Nevevi, Sherh Muslim, v. IV, f. 114; Ibën Kudame, El-Mugni, v. I, f. 472; El-Mexhmu', v. III, f. 271, Kurtubi, El-Xhami' Liahkami-l Kur'an, v. XX, f. 221. (25) Ibën Kudameh el-Makdisij, El-Mugni, Mektebetu-l Kahiretu, 1388-1968, v. I, f. 341. (26) Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh, v. I, f. 316. (27) Ibën Kajjim El-Xhevzij, I'lamu-l Muvekkiine an Rabbi-l alemine, bot. I-rë, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut, 1411-1991, v. II, f. 289. (28) Muhamed bin Ali En-Nejmevij, Atharu-s Sunen mea-t ta'liki-l hasen, bot. I-rë, mektebetu-l bushra, Karaçi-Pakistan, f. 105. (29) Shemsudin Edh-Dhehebij, El-Kashifu fi Ma'rifeti men lehu rivajetun fi-l kutubi-s sitteti, bot. I-rë, Daru-l Kibleti li-th thekafeti-l islamijeti, Xhidde, 1413-1992, v. II, f. 309. (30) Ibën Haxher El-Askalani, Tehdhibu-t Tehdhib, bot. I-rë, Matbeatu Dairetu-l Mearif en-Nidhamijeh, Indi, 1326, v. X, f. 380-381. (31) Muhamed bin Ali En-Nejmevij, Atharu-s Sunen mea-t ta'liki-l hasen, f. 105. (32) Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh, v. I, f. 316. (33) Abdullah bin Mahmud bin Mevdud El-Mevsilij, El-Ihtijar lita'li-l Muhtar, v. I, f. 164.



Isa Tërshani

# Muhamedi a.s., modeli që duhet ndjekur

Dashuria dhe respekti i njeriut për dikë varet nga ajo çka përfiton prej tij, dhe duke qenë se Pejgamberi a.s. është mirëbërësi më i madh i njerëzimit, çdo mysliman ushqen për të dashurinë më të thellë. Ja se si na e përshkruan Allahu i Lartmadhëruar statusin e Muhamedit a.s.: "Thuaj: Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë...!" (Ali Imran, 31).

Qysh nga lindja, në çdo gjë, në çdo specifikë, njeriu është nevojtar për një shembull ose model, sepse ai gjuhën, fenë, vetitë moralo – etike, idetë, bindjet, veprimtaritë që i japin formë jetës etj., i formon gjithmonë me anë të modeleve që i shpalosen dhe i ofrohen, si dhe me anë të mbresave që merr prej tyre. Pavarësisht nga disa përjashtime të vogla, kjo çështje qëndron e tillë në vija të përgjithshme. P.sh.: fëmija mëson vetëm atë gjuhë që flasin prindërit e tij, kurse më vonë, gjithashtu sipas modeleve të caktuara, mund të mësojë edhe një gjuhë të dytë a të tretë, e... etj.

Është një e vërtetë e pamohueshme se admirimi i personalitetit dhe karakterit të një njeriu të dashur, si dhe përpjekja për ta imituar atë, është një prirje e natyrshme e bashkëlindur. Prandaj, për njeriun gjetja e modeleve të përkryera dhe mundësia për të ecur në gjurmët e tyre është një specifikë jashtëzakonisht me rëndësi. Është për këtë arsye që Zoti i Madhërishëm, me favorin dhe bujarinë e Tij të pafundme, i ka dërguar njeriut jo vetëm libra por edhe pejgamberë, të cilët janë shprehja e gjallë e librave, si dhe të pajisur me cilësi të larta, pra i ka dërguar pesonalitete shembullore që paraqesin përkryerje të qëndrimeve dhe sjelljeve fetare dhe etiko-morale.[1]

### Personaliteti shembullor dhe më i mirë

Shëmbëlltyra dhe veprimtaria e Muhamedit a.s. duhet të jetë pjesë e pandashme e kulturës dhe përditshmërisë sonë apo, thënë ndryshe, shëmbëlltyra e tij duhet të jetë pasqyrë ku do të shihet myslimani dhe me të do të përputhë sjelljet dhe veprimet e veta.

Të qenit e Muhamedit a.s. pjesë e kulturës sonë nënkupton që suneti - praktika e tij të jetë themel mbi të cilin ngrihen veprimet tona. Shëmbëlltyra e tij duhet të jetë prezente në çdo pore të jetës sonë, në përditshmërinë tonë, në tryezat, ndejat dhe sjelljet tona. Kjo nënkupton që gjithë veprimet të bëhen konform asaj që ka porositur i Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s.

Muhamedi a.s. është pejgamberi dhe njeriu i vetëm në histori që i është shënuar dhe i njihet e tërë jeta me të gjitha hollësitë. Shëmbëlltyra e tij ka qenë, është, dhe do të jetë figura qendrore jo vetëm në historiografinë islame, por edhe në atë botërore në përgjithësi. Kjo ngase rrezet e misionit të pejgamberit a.s. shkëlqyen në mbarë botën, e shkrinë akullin e injorancës, arrogancës dhe nëpërkëmbjes së nderit e dinjitetit njerëzor, i cili e kishte bllokuar botën.

Por jo vetëm kaq, mesazhi i pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s., do të jetë vazhdimisht burim i fuqisë dhe inspirimit të lëvizjes së forcave progresive drejt luftimit të së keqes dhe dukurive negative, që do të paraqiten kohë pas kohe në rruzullin tokësor, dhe që do ta preokupojnë shoqërinë njerëzore, gjegjësisht e gjithë kjo konfirmon se shëmbëlltyra e pejgamberit a.s. do të jetë prezente, dhe atë me të madhe, edhe në këtë milenium, sepse virusi i së keqes vazhdon të shkaktojë epidemi të rrezikshme për njeriun bashkëkohor.

Krahas penave të Islamit, që nuk diskutohen, edhe penat e publicistëve, ideologëve, filozofëve, shkencëtarëve e intelektualëve të ndyshëm jomyslimanë e në përgjithësi, nuk do të mund të ndalen pa thurur fjalë miradije për këtë figurë markante e që la gjurmë të thella e të pashlyera në historinë e njerëzimit. Ai edhe më tutje do të vazhdojë të paraqesë frymëzim për shumë intelektualë të huaj, të cilët gjurmojnë pas të vërtetës, dhe të cilët realisht dhe objektivisht i vlerësojnë gjërat.[2]

Eksperienca dhe realiteti, shikuar në retrospektivë, konfirmojnë se të gjykuarit njerëzor për çështje të




ndryshme është i lidhur me realitetin ekzistues në shoqëri. Por ky pohim nuk përjashton mundësinë e kundrimit të individëve të caktuar në esencën e të arriturave, duke bërë krahasim ndërmjet dy realiteteve: atij ekzitues dhe të kaluar, me qëllim të arritjes në të gjykuarit objektiv dhe real për çështje të ndryshme.

Muhamedin a.s., e cilësojmë me epitetin: burrështeti, reformues, diplomat, etj., e tërë këto cilësi i përmendim për njerëzit epokalë, gjegjësisht burrështetasit e sotëm që krijojnë në vetëdijen tonë imazhin e jetës më luksoze dhe pallateve e rezidencave qeveritare.

Muhamedi a.s. dallohej prej burrështetasve të sotëm, jo vetëm në mënyrën e jetës, por edhe në bartjen e përgjegjësisë për pozitën në të cilën gjendej, dhe përpjekjet e tij për mirëqenien e banorëve të shtetit të tij. Jeta e tij ka qenë fare e thjeshtë. Ka qenë pjesë e barabartë e shoqërisë, bashkë me pjesëtarët e tjerë të saj, në çdo sferë jetësore.

Si i parë i shtetit ai është dalluar vetëm në adhurim dhe bamirësi, bartje të përgjegjësisë për shoqërinë, kumtimin e shpalljes etj., ndërsa në jetën e përditshme aspak nuk ka dalluar nga të tjerët. Jeta e tij ka simbolizuar jetën e një njeriu tepër modest. Është marrë me punë të përditshme të shtëpisë, si çdo njeri tjetër. Ia ka ofruar dorën e ndihmës çdokujt që kishte nevojë. Nuk bënte dallim në sjelljet dhe përparësinë e tij mes të varfërve dhe të pasurve. Nuk dallohej prej të tjerëve në veshmbathje, shtëpi dhe mënyrë të ushqimit. Në qytet nuk mund ta dalloje po që se nuk e njihje, pasi ai përzihej me njerëzit; dilte në treg, i kryente punët e veta, kishte rast ta takojë çdo njeri që dëshironte të kishte bisedë me të.

Kur ecte, nuk e kishte gardën e vet dhe as që i bllokonte rrugët për shkak të kalimit të tij. Në shtëpi kryente punë të ndryshme. I milte dhitë, i qepte teshat në rast nevoje, i rregullonte këpucët, ua binte grave të veta atë që e porositnin, i lante teshat, e pastronte dhomën e tij, etj.

Ai (Muhamedi a.s.) mori pjesë aktive edhe në punët tjera me karakter shoqëror: bashkërisht me myslimanët punoi në ndërtimin e xhamisë në Medinë, në hapjen e hendekut në luftë etj. Gratë e veta nuk i qortonte për shkak të ushqimit, e po që se nuk i pëlqente ndonjëherë ushqimi e linte por kurrë nuk e përbuzte. Ushqimi i tij ka qenë fare i thjeshtë. Shpeshherë ushqim për të kanë qenë vetëm hurmat. Shumë herë ka mbetur pa ushqim, dhe nuk ka pasur çka të hajë. Transmetohet prej Aishes r.a., se ka thënë: " Vdiq Pejgamberi a.s., ndërsa familja e tij nuk hëngrën dy ditë me radhë bukë gruri". Gjithashtu transmetohet se ka thënë: "Ndodhte të kalojë një muaj, e në shtëpinë e Pejgamberit a.s. nuk kallej zjarr (për të zier diçka)". Urveja e pyeti: "Me çka jetonit?" Ajo u përgjigj: "Me hurma dhe ujë". Shpeshherë nga uria vendoste gur në bark, e kjo ndodhi edhe me rastin e hapjes së hendekut. Krahas gjithë këtyre, ai ka qenë i matur, nuk bëri veprime të pakontrolluara e as që uria ia ka prishur disponimin e tij ndaj njerëzve, e as nuk ia ka shuar buzëqeshjen e tij në fytyrë.[3]

Buhariu transmeton prej Enes bin Malik r.a., i cili tregon: "I kam shërbyer Pejgamberit a.s. dhjetë vjet me radhë, në shtëpi dhe në udhëtimet e tij, por kurrë nuk më ka thënë uf (të shprehë pezmin), kurrë nuk më ka thënë "pse e ke bërë?", për një punë që e bëja, e edhe kur nuk i pëlqente, ose "pse nuk e ke bërë?", për një punë që duhej ta bëja e unë e kisha lënë ". Ebu Nuajmi transmeton prej Enesit r.a., i cili për Pejgamberin a.s. thotë: "Ai nuk më ka sharë kurrë, as nuk më ka rrahur kurrë, as nuk më ka qortuar kurrë, as është vërenjtur (hidhëruar) para meje e as prej meje. Nuk më qortonte kur nuk e bëja një gjë që më kishte urdhëruar ta bëj, bile edhe kur më qortonte ndonjë prej familjes së tij, ai thoshte: "Të kishte dashur Allahu të kryhet, kjo gjë do të ishte kryer!"[4]

**Respekti për të tjerët**

Myslimani është respektues ndaj gjithë krijesave. Prandaj, të jesh respektues i vërtetë është e mundur vetëm atëherë kur shmangesh nga sjelljet e skajshme, domethënë kur tregohesh i matur, e që është rrugë e



përcaktuar nga Suneti i Pejgamberit a.s. Transmeton Muslimi, nga Ebu Katade, i cili tregon: "Një ditë Pejgamberi a.s. ishte në një udhëtim me shokët e vet, të cilët i kishte marrë etja shumë. Kur arritën te një burim, u mblodhën menjëherë tek uji. Këtu ai u tha: "Të jeni të mirësjellshëm!", ndërsa të gjithë u ndalën. Vazhdon Ebu Katade tregimin: "Atëherë Pejgamberi a.s. filloi t'i mbushë vetë gotat e ujit, dhe unë ua jepja shokëve të pinë një nga një, derisa pinë të gjithë dhe mbetëm vetëm Pejgamberi a.s. dhe unë. Atëherë ai më tha: "Tani pi ti", e unë iu përgjigja: "Unë nuk pi para teje!", por ai ma ktheu duke më thënë: "Ndarësi i ujit është ai që pi më i fundit!", dhe ashtu u bë."

Gjithashtu, tansmeton Hakimi, se njëherë Pejgamberi a.s. ishte për vizitë në shtëpinë e një shoku të vet. Aty ishin mbledhur aq shumë njerëz sa nuk kishte vend për njeri tjetër. Qëlloi që në atë çast erdhi sërish një mysliman, musafir nga Jemeni (që quhej Xherire), i cili nuk gjeti vend të ulet, por qëndroi në këmbë dhe te dera. Në këtë çast Pejgamberi a.s. hoqi një teshë nga trupi i tij dhe ia dha Xheririt, që ta përdorte si shtrojë për t'u ulur në të. Xheriri e mori atë teshë, e vuri në fytyrën e vet, dhe filloi ta puthë duke qarë, dhe mandej ia ktheu Pejgamberit a.s. duke i thënë: "Nuk bën unë të ulem mbi teshën tënde. Allahu xh.sh. të nderoftë, ashtu siç më nderove ti mua!" Në këtë rast. Pejgamberi a.s. shikoi djathtas e majtas, dhe tha: "Kur t'ju vizitojë ndonjë i ndershëm në popullin (fisin) e vet, edhe ju nderojeni atë!".[5]

### Cilësitë morale

Personaliteti i Pejgamberit a.s. paraqet sinonim dhe mozaik të virtyteve më të larta morale me të cilat u qëndis qenia njerëzore. Nuk ndodh të përmendet ky njeri-pejgamber i madh, e të mos na përkujtohen dhe të na bien ndërmend vlerat më të larta njerëzore në botë, e ky të jetë symbol i unifikimit të virtyteve morale. Se si ka qenë Muhamedi a.s., Allahu në Kuran thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut..." (Ahzab, 21).

Allahu xh.sh., me urtësinë e Tij të pakufishme, e bëri këtë njeri-pejgamber që të merret shembull nëpër të gjitha epokat historike, si për urtësi, drejtësi, modesti, bujari, përultësi dhe sinqeritet. Muhamedi a.s. mbetet figura më kolosale në histori, i cili pati sukses në planin e tij paqësor në shuarjen e konflikteve dhe ndaljen e gjakderdhjes. Fakti se sot ekspertë të ndryshëm punojnë në hartimin e planeve paqësore për ndërprerjen e konflikteve në botë dhe përsëri nuk ia arrijnë qëllimit, pasi plani i tyre nuk i plotëson dëshirat e dy palëve, flet se njëmend Muhamedi a.s. është i paarritshëm, pasi ai, falë ndihmës së Zotit, arriti ta shuajë atë gjakderdhje që ishte gati të bëhej me rastin e vënies së gurit të zi, kur po rindërtohej Qabeja. Edhe vetë pëlqimi i tyre që në atë çështje të vendosë Muhamedi a.s. ishte në saje të moralit të tij të lartë, me të cilin u dallua në mesin e mekasve, pra me epitetin El Emin-Besniku, duke sinjalizuar se ky po përgatitej nga I Madhërishmi që të jetë bartës i misionit pejgamberik.[6]

Për moralin e tij të lartë dëshmojnë shumë fakte. Mbi të gjitha është fjala e Allahut xh.sh. I Cili në Kuran këtë pejgamber e cilëson me cilësitë më të vyeshme morale: "Vërtet ti je në një shkallë të lartë të moralit." (El Kalem, 4). Gjithashtu për këtë dëshmojnë edhe shokët e tij që jetuan me të dhe e ndoqën hap pas hapi, e në fund edhe kundërshtarët e tij më të tërbuar, që e pranuan se Muhamedi a.s. kurrë nuk kishte bërë diçka të pamoralshme.

Prandaj, jo vetëm myslimanët që i besojnë atij, por edhe ata që nuk i besojnë, kanë çka të mësojnë nga jeta e këtij pejgamberi, dhe shembëlltyra e tij ka pse të qëndrojë prezente edhe në mesin e tyre.

O Zot, na e mundëso dhe na ndihmo që ta kemi shembull udhërrëfyesin e rrugës së drejtë, dhe zemrat të na mbushen me dashuri dhe respekt ndaj Teje dhe të Dërguarit Tënd! Amin!

(1) Doç. Dr. Omer Çelik, Dr. Mustafa Ozturk, Murat Kaja: Personaliteti Shembullor, Vëllimi I. Përktheu: Dr. Mithat Hoxha. Shkodër 2010. Progresi, f. 17. (2) Mr. Bashkim Aliu. Mozaiku Islam - tema islame – Shkup, 2014, f. 67. (3) Bashkim Aliu. Muhammedi alejhis-selam Pishtari ndriçues, Shkup, 2000, f. 467. (4) Vehbi Sulejman Gavoçi. Pejgamberi Muhammedi a.s. jeta dhe vepra, Shkup, 1994, f.336. (5) Po aty, f. 337. (6) Bashkim Aliu. Muhammedi alejhis-selam Pishtari ndriçues, Shkup, 2000, f. 479.

Mr. Sci. Flamur Sofiu

# Huaja- borxhi dhe dispozitat e tij në të drejtën islame



Borxhi-huaja është nga çështjet e njohura në mesin e njerëzve dhe në të drejtën islame si dhe vepër e lejuar që konsiderohet si vepër e rekomanduar (mendub), duke u mbështetur në tekstet kuranore dhe në hadithet e të Dërguarit a.s.

Ligjshmërinë e borxhit e gjejmë në ajete kuranore, në hadithe, në konsensusin e dijetarëve (ixhma). Allahu i Lartësuar ka thënë: "O besimtarë, kur merrni hua prej njëri-tjetrit për një afat të caktuar, shkruajeni atë. Dhe nga mesi juaj le të shkruajë një shkrues i drejtë dhe të mos ngurrojë nga të shkruarit ashtu siç e ka mësuar All-llahu. Le të shkruajë, e atij le t'i diktojë ai që merr borxhin, le t'i frikësohet All-llahut, Zotit të tij e të mos lërë mangut asnjë send nga ai. E në qoftë se ai që ngarkohet me borxh është i paaftë mendërisht, është i mitur ose nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë drejt kujdestari i tij. Kërkoni të dëshmojnë dy dëshmitarë burra nga mesi juaj, e në qoftë se nuk janë dy burra, atëherë një burrë e dy gra, nga dëshmitarët që i pëlqeni. (Dy gra në vend të një burri) Për shkak se, nëse njëra prej tyre gabon, t'ia kujtojë tjetra. Dëshmitarët të mos refuzojnë kur të thirren. Dhe mos përtoni për ta shkruar atë dhe afatin e tij, i vogël qoftë ose i madh, sepse kjo është më e drejtë tek All-llahu, më e fortë për dëshmi dhe më afër mosdyshimit. Vetëm nëse është tregti e menjëhershme (dora-doras), që e praktikoni midis jush, atëherë nuk është ndonjë mëkat të mos e shënoni. Por, kur bëni shitblerje, dëshmojeni. E ai (pronari i pasurisë) nuk dëmton as shkruesit as dëshmitarët, e nëse bëni (dëmtimin), ai është mosrespekt juaji (ndaj dispozitave të Allahut). Kini frikë Allahun, sepse Allahu ju dhuron dituri (të jashtëzakonshme), Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo send". (El Bekare, 282); dhe në ajetin: "... huazoni (jepni sadaka) për hir të Allahut hua të mirë". (El Muzemmil, 20). I Dërguari a. s. ka thënë: "Në natën e Israsë e kam parë se në derë të Xhenetit shkruante: "Lëmosha shpërblehet dhjetëfish, kurse dhënia e huasë (borxhit), shpërblehet tetëmbëdhjetë fish". E unë i thashë Xhibrilit a.s.: "Për ç'arsye huaja është më e vlefshme se lëmosha?" Ai më tha: "Arsyeja është se lypësi lyp edhe kur ka, ndërsa ai që kërkon borxh, kërkon vetëm atëherë kur të ketë nevojë". Ndërkaq, sa i përket ixhmait (konsensusit të dijetarëve), të gjithë janë të mendimit se lejohet marrja e huasë, dhe se shoqëria do të veprojë duke marrë hua nga koha e të Dërguarit a.s., e deri në fundin e kësaj jete. Pra, të gjithë myslimanët janë të pajtimit për ligjshmërinë e huasë, se lejohet të kërkohet borxh dhe se, ai që kërkon hua, nuk ka kurrfarë mëkati. Dhënia e borxhit konsiderohet vepër e rekomanduar për atë që e jep, dhe lejohet ta marrë huamarrësi për nevojat e jetës së tij. Ndonjëherë ndodh që marrja e borxhit të jetë e ndaluar, si p.sh.: kur huamarrësi merr hua për të bërë ndonjë vepër të ndaluar, si f.v., për të pirë alkool apo për të lujatur bixhoz etj. Norma e marrjes së borxhit mund të jetë edhe mekruh (vepër e urrejtur), si p.sh. kur merr borxh dhe nuk e harxhon për diçka që është e dobishme dhe në interes të dobishëm. Gjithashtu mekruh konsiderohet kur dikush merr hua duke e ditur se nuk ka mundësi për ta kthyer. Lejohet të merret borxh për të blerë kurban, me kusht që marrësi të ketë mundësi për ta kthyer borxhin.

### Disa rregulla që duhet zbatuar për huanë

Për çështjen e huasë doemos duhen mbajtur parasysh këto rregulla:

1. Ai që merr hua nuk duhet të kërkojë borxh përveçse kur ka nevojë të madhe, si p.sh.: për t'u shëruar, për ndonjë operacion ose për të paguar diçka që është e domosdoshme për jetën, si p.sh.: sigurimi i lëndëve të ngrohjes gjatë kohës së dimrit.
2. Huamarrësi duhet të mos e teprojë me shpenzime, duke ngrënë ushqime të shijshme dhe që nuk janë të domosdoshme për konsumim.
3. Huamarrësi duhet të jetë i bindur se do të ketë mundësi t'ia kthejë borxhin atij që ia ka marrë, në kohën e caktuar, ngase ndryshe në këtë mënyrë huamarrësi bën mëkat, sepse bëhet shkaktar që të tjerët të mos




japin më hua. "Dhe nuk japin as sendin më të vogël (as hua)".( El Maun, 7) Pra, borxhi duhet kthyer në kohën e duhur, në mënyrë që të tjerët të kenë vullnet për të dhënë hua.

**Regjistrimi i borxhit**

Sipas së drejtës islame, kërkohet që borxhi të regjistrohet ose të merret diçka peng apo ndonjë gjë e ngjashme, me qëllim që të mbrohet dhe të ruhet e drejta e atij që jep hua-borxh. Allahu i Lartësuar për këtë thotë: "O besimtarë, kur merrni hua prej njëri-tjetrit për një afat të caktuar, shkruajeni atë..., e në qoftë se gjendeni në udhëtim dhe nuk gjeni shkrues, atëherë merrni peng (paradhënie ose kapar)". ( El Bekare, 282 dhe 283). Shkrimi/Regjistrimi i borxhit nuk është vetëm për shkak të mossigurisë, po qëllimi kryesor është nëse ndodh vdekja e ndonjërit, atëherë borxhi nuk humbet, sepse është i evidencuar me shkrim.

Shënim: kur ndodh që të ketë mospajtime rreth vlerës dhe sasisë së borxhit në mes të dhënësit dhe marrësit, atëherë merret fjala e marrësit, por duke u betuar në Allahun se po thotë të vërtetën.

**Garancia e huasë**

Garancia e pasurisë që është dhënë hua bëhet nga huamarrësi, prandaj ky e ka për obligim të garantojë pasurinë që merr hua. Pra, huamarrësi nga çasti që merr diçka hua a borxh, ai është edhe garantues i asaj pasurie.

**Pronësia e huasë-borxhit**

Borxhi-huaja bëhet pronë e huamarrësit, nga çasti kur ta marrë në duart e veta. Të këtij mendimi janë Ebu Hanifeja dhe Imam Muhamedi, kurse sipas malikinjve, huaja-borxhi bëhet pronë e huamarrësit nga çasti i bërjes së aktit, edhe nëse ai nuk e ka marrë ende.

**Vendi ku duhet të kthehet borxhi**

Sipas unanimiteti të dijetarëve të katër medhhebeve, huaja-borxhi duhet të kthehet në vendin ku është marrë, nëse ka mundësi, ndonëse është i vlefshëm kthimi i tij në cilindo vend. Lejohet kthimi i borxhit në çdo vend, veçse duke u plotësuar kushtet e duhura.

**Borxhi nga i cili ka përfitim**

Sipas mendimit mbizotërues te hanefinjtë, është e ndaluar të kihet përfitime nga dhënia e borxhit-huasë, nëse kjo kushtëzohet, e nëse nuk kushtëzohet, atëherë lejohet të kihet përfitime nga ai. Po që se ndodh t'i jepet huadhënësit dhuratë, lejohet, por, nëse kushtëzohet dhënia e dhuratës, kjo është mekruhi tahrimen (mekruh i rëndë).

Sipas malikinjve është e ndaluar rreptësisht që të kihet përfitime nga dhënia e borxhit, si p.sh.: të hahen ushqime tek ai që i është dhënë hua nga huadhënësi për shkak se i është dhënë borxh. Gjithashtu ndalohet dhënia e dhuratës për atë që është huadhënës, nëse huamarrësi me atë dhuratë ka për qëllim ta shtyjë afatin e pagesës së borxhit.

Sipas shafiinjve dhe hanbelinjve, nuk lejohet të ketë kurrfarë përfitimi nga dhënia e borxhit, si p.sh.: t'i jepet dikujt hua që t'ia shesë shtëpinë e më pastaj t'ia kthejë më shumë. Sipas këtyre dijetarëve kjo është e ndaluar.

**Dhurata në rastin e dhënies së huasë**

U përmend më lart se, sipas hanefinjve, nëse kushtëzohet dhënia e dhuratës, është vepër shumë e urrejtur (mekruh tahrimen), e nëse nuk kushtëzohet, lejohet. Ndërkaq, malikinjtë janë të mendimit se është e ndaluar rreptësisht të jepet dhuratë për huadhënësin. Këta mendimin e tyre e mbështesin në hadithin e të Dërguarit a. s., i cili ka thënë: "Kur ndokush prej jush jep hua, të mos marrë dhuratë". Po ashtu shënohet se i Dërguari a. s. e kishte ndaluar të merrej dhuratë kur të jepet borxh, ngase veprimi i tillë është i afërt me kamatën. Umer bin Abdul Azizi dhënien e dhuratës për huadhënësin e ka konsideruar si ryshfet.

### Nxitja për të dhënë hua dhe për ta kthyer borxhin

I Dërguari a. s. i nxiste njerëzit për të dhënë hua dhe, po ashtu kërkonte që borxhi të paguhej me kohë. Transmetohet se i Dërguari a.s. ka thënë: "A e dini se çfarë është obligimi ndaj fqinjit? Kur ai të të kërkojë ndihmë, ndihmoje atë; nëse kërkon hua prej teje, duhet t'i japësh." Gjithashtu transmetohet nga Ibën Abasi r. a. se i Dërguari a. s. ka thënë: "Çdo dhënie e huas është lëmoshë.".

**Frikësimi nga marrja e borxhit**

Se nuk duhet nxituar për të marrë borxh përveç në rastet kur kemi nevojë të domosdoshme, këtë e shohim nga thëniet e të Dërguarit a.s.: Në një rast i Dërguari a. s. ka thënë: "Borxhi është flamuri i Allahut në tokë, e kur do Ai që të poshtërojë robin e Tij, atë flamur ia vendos në qafë"[1]. Transmetohen nga Amer bin el-Asi r. a., se i Dërguari a. s. ka thënë: "Allahu ia fal dëshmorit të gjitha mëkatet, përveç borxhit". Gjithashtu në një transmetim të dobët thuhet se i Dërguari a.s. ka thënë: "Nuk ka brengë përveç brengës për dhënien e borxhit, dhe nuk ka sëmundje të rëndë përveç dhimbjes së syrit". Sipas këtyre haditheve, bëhet e qartë se duhet nxituar për pagimin e borxhit, dhe duhet të ruhemi nga marrja e borxhit pa pasur nevojë.

**Borxhliu gjykohet sipas nijetit të tij**

Ai që merr borxh, duhet ta ketë nijetin për ta paguar (kthyer) atë që prej çastit kur e merr borxhin, ngase në këtë mënyrë ai fiton mëshirën dhe ndihmën e Allahut. Në një transmetim, i Dërguari i Allahut a. s. ka thënë: "Për atë që merr borxh me qëllimin e vetëm që ta paguajë atë, Allahu cakton disa engjëj që ta ruajnë dhe të luten për të derisa ta paguajë borxhin". Disa nga të parët (selefinjtë) merrnin borxh edhe pa pasur nevojë, vetëm për të arritur që atyre t'u caktoheshin engjëj që të luteshin për ta. Po ashtu transmetohet nga Mejmuneja r.a., se ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin a.s. se ka thënë: "Ai që merr borxh me dëshirë që ta paguajë (ta kthejë), atë e ndihmon Allahu i Madhërishëm".

**Shpirti i besimtarit është i varur për shkak të borxhit**

Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., se i Dërguari a.s. ka thënë: "Shpirti i besimtarit është i varur për shkak të borxhit të tij, derisa të paguhet borxhi".[2] Transmetohet nga Aliu r.a. se, kur vinte ndonjë xhenaze tek i Dërguari a.s., ai në fillim pyeste mos i vdekuri kishte borxh. Nëse i thuhej se kishte borxh, ai ndalej dhe nuk ia falte namazin. Nëse i thuhej se nuk kishte borxh, ia falte namazin. Kishin sjellë një herë një xhenaze, dhe i Dërguari a.s. ishte bërë gati për t'ia falur xhenazen, por kur pyeti mos i vdekuri kishte borxh, e ata i thanë se kishte borxh dy dinarë, atëherë i Dërguari a.s. u tërhoq dhe u tha shokëve të tij: "Faljani namazin e xhenazes"! E Aliu r.a. tha: "Unë po e marr përgjegjësinë për ta paguar borxhin e këtij të vdekuri" - dhe atëherë i Dërguari a.s. doli dhe ia fali namazin e xhenazes, e më pastaj i tha Aliut: "Allahu të shpërbleftë me të mira, Allahu e largoftë prej teje atë që të bëhet peng sikurse largove këtë borxh prej vëllait tënd. Nuk ka asnjë të vdekur që vdes e që ka borxh e të mos jetë peng i borxhit të tij. Prandaj ai që i largon këtë mundësi të bërjes peng, Allahu atë e shpëton në Ditën e Kiametit". E disa që ishin të pranishëm, thanë: "A është kjo e veçantë vetëm për Aliun apo në përgjithësi për të gjithë myslimanët?" I Dërguari a.s. tha: "Kjo është për secilin mysliman". Nga ky rregull kuptohet qartë se është vepër e rekomanduar që t'i paguhet borxhi atij që ka vdekur me ndonjë borxh të pashlyer.

**Transferimi i borxhit te tjetri**

Kjo mënyrë e pagesës së borxhit realizohet kur obligimi i pagesës së borxhit i bartet tjetrit. Kjo mënyrë transferimi në të drejtën e sheriatit konsiderohet veprim legal. Transmetohet se i Dërguarti a. s. ka thënë: "Vonesa e pagesës së borxhit nga i pasuri që ka pasuri, është zullum, e po që se ndonjërit prej jush i ofrohet mundësia e pagesës së borxhit duke u transferua te tjetri, le ta pranojë këtë transfer, nëse personi ka mundësi ta paguajë borxhin". Pra, në këtë rast vlen të përmendet se duhet marrë leje nga borxhdhënësi për transferimin e borxhit te tjetri.

**Lutjet e rekomanduara për të eliminuar borxhin**

Pa dyshim që lutjet drejtuar Allahut janë gjëja më e rëndësishme që të na mundësohet pagesa e borxhit. Transmetohet nga Ebu Seid El-Huderiu r.a., i cili ka thënë: Një ditë i Dërguari i Allahut a.s. kishte hyrë në xhami, ku ishte i ulur njëri prej ensarëve, i cili njihej si Ebu Umamete. Në atë rast i Dërguari a.s. i pati thënë: Çfarë ke që po qëndron ulur në xhami, kur nuk është koha e namazit"? Ai u përgjigj: Më ka kapluar mërzia e borxheve, o i Dërguari i Allahut! "Kij mendjen, a dëshiron të të mësoj ty diçka që, kur ta thuash, Allahu i Lartësuar do të largojë prej teje mërzinë dhe do të ta mundësojë të paguash borxhet" – i tha. Ai u përgjigj: Po, si jo! Atëherë i Dërguari a.s. i tha: "Kurdo që të zgjohesh në mëngjes, dhe kurdo që të biesh në gjumë, thuaj: "O Zoti im, kërkoj mbështetje te Ti, që të më largosh brengën dhe pikëllimin, kërkoj mbështetje te Ti, që të më mbrosh prej plogështisë dhe përtacisë, kërkoj mbështetje te Ti, të më largosh frikën dhe koprracinë, kërkoj mbështetje te Ti, të më ndihmosh të paguaj borxhet dhe të më mbrosh nga shtypja e njerëzve". Tha: "E thashë këtë dua dhe Allahu ma mundësoi të paguaj borxhet dhe më largoi mërzinë".

(1) Transmetojnë Ahmedi dhe El-Hakimi (2) Transmeton Ahmedi



Besarta Shatri

# Dhuna në Shkolla (2)

### Metodologjia

Pjesë përbërëse e këtij punimi është edhe hulumtimi që është realizuar në dy shkolla të mesme të qytetit të Istogut. Ky hulumtim është bërë në Shkollën e Mesme - Gjimnazi "Haxhi Zeka", dhe në Shkollën e Mesme Teknike "Mithat Frashëri".Janë kontaktuar drejtorët e shkollave, me cilët është biseduar, dhe atyre u është treguar për qëllimin e këtij hulumtimi dhe, njëkohësisht, është kërkuar edhe leja për aplikimin e pyetësorit në shkollat përkatëse. Gjithashtu, në koordinim me drejtorët e shkollave përkatëse është caktuar edhe dita kur është bërë aplikimi i pyetësorit.

### Pjesëmarrësit

Numri i përgjithshëm i pjesëmarrësve që e kanë plotësuar pyetësorin është 100 veta. Pjesëmarrës në këtë hulumtim kanë qenë nxënësit e klasave të dhjeta, njëmbëdhjeta dhe dymbëdhjeta, nga të dy shkollat e mesme të Istogut: Shkolla e Mesme – Gjimnazi "Haxhi Zeka", dhe Shkolla e Mesme Teknike "Mithat Frashëri".Pyetësori ka qenë anonim, prandaj nga nxënësit është kërkuar që të jenë sa më të sinqertë në përgjigje, ngase nuk do të zbulohej identiteti i tyre, por vetëm disa të dhëna demografike.

### Instrumenti

Si instrument për grumbullimin e të dhënave në këtë hulumtim është përdorur një pyetësor me 40 pyetje. Pyetjet nga numri 1 deri 31 janë marrë nga pyetësori i Qendrës për Shëndetin Mendor për Fëmijë dhe Adoleshentë në Prishtinë, ndërsa pyetjet nga numri 32 deri 40 janë përpiluar në përshtatje me natyrën e hulumtimit. Mundësitë për përgjigje në këtë pyetësor kanë qenë kështu: Kurrë= 0; Rrallë=1; Ndonjëherë=2; Shpesh=3; dhe Gati çdo herë=4.

### Procedura

Pasi është aprovuar projekti, është bërë edhe zbatimi i pyetësorit me nxënësit e qytetit te Istogut. Është takuar drejtori i Shkollës së Mesme – Gjimnazit "Haxhi Zeka", dhe dhe drejtori i Shkollës së Mesme Teknike "Mithat Frashëri". Në takimet me drejtorët e këtyre shkollave është shpjeguar për arsyet dhe qëllimin e hulumtimit. Nga drejtorët është kërkuar leja për zbatimin e pyetësorit në klasët e dhjeta, njëmbëdhjeta dhe dymbëdhjeta. Pyetësori ka qenë anonim, dhe nxënësit është dashur t'i plotësojnë vetëm disa të dhëna demografike, siç janë: mosha, gjinia, emri i shkollës, profili dhe vendbanimi. Gjithashtu është respektuar vullneti dhe gatishmëria e tyre, nëse duanë ta plotësojnë pyetësorin apo jo. Si model eksperimental është përdorur SPSS-i. Janë paraqitur të dhënat dhe rezultatet edhe në tabela dhe grafikone. Të dhënat e këtij hulumtimi, të cilat janë përpunuar më SPSS, janë: koeficienti Alfa, totali, mesatarja, përqindja dhe devijimin standard.

### III. Rezultatet

Tabela 1.1

| Cronbach's Alpha | N of Items |
|---|---|
| .884 | 40 |

Koeficienti Alfa ka rezultuar .884 nga çka nënkuptohet se pyetëroi i aplikuar në këtë hulumtim ka qenë i besueshëm.

Tabela 1.2

| | | Frequency | Percent | Valid Percent | Cumulative Percent |
|---|---|---|---|---|---|
| Valid | Haxhi Zeka | 50 | 50.0 | 50.0 | 50.0 |
| | Mithat Frasheri | 50 | 50.0 | 50.0 | 100.0 |
| | Total | 100 | 100.0 | 100.0 | |

Në tabelën 1.2 tregohet numri i pjesëmarrësve në hulumtim, nga secila shkollë janë nga 50 pjesëmarrës.

Tabela 1.3

| | | Frequency | Percent | Valid Percent | Cumulative Percent |
|---|---|---|---|---|---|
| Valid | Qytet | 51 | 51.0 | 51.0 | 51.0 |
| | Fshat | 49 | 49.0 | 49.0 | 100.0 |
| | Total | 100 | 100.0 | 100.0 | |

Në tabelën 1.3 trergohet sa pjesëmarrës janë nga qyteti, dhe sa nga fshati. Këtu kemi 51 pjesëmarrës nga qyteti, dhe 49 nga fshati. Pra, dominon pjesëmarrja nga qyteti.

**Tabela 1.4**

| | | Frequency | Percent | Valid Percent | Cumulative Percent |
|---|---|---|---|---|---|
| Valid | Mashkull | 75 | 75.0 | 75.0 | 75.0 |
| | Femër | 25 | 25.0 | 25.0 | 100.0 |
| | Total | 100 | 100.0 | 100.0 | |

Në tabelën 1.4 tregohet gjinia e pjesëmarrësve, dhe kemi një numër të lartë nga gjinia mashkullore, 75, kurse nga gjinia femërore kemi vetëm 25.

**Tabela 1.5**

| | | Frequency | Percent | Valid Percent | Cumulative Percent |
|---|---|---|---|---|---|
| Valid | 15 Vjeç | 29 | 29.0 | 29.0 | 29.0 |
| | 16 Vjeç | 46 | 46.0 | 46.0 | 75.0 |
| | 17 Vjeç | 25 | 25.0 | 25.0 | 100.0 |
| | Total | 100 | 100.0 | 100.0 | |

Në tabelën 1.5 kemi moshën e pjesëmarrësve. Këtu dominon mosha 16 vjeçare, pra kemi 46 pjesëmarrës, ndërsa në moshën 15 vjeçare kemi 29, e në moshën 17 vjeçare kemi vetëm 25.

**Tabela 1.6**

| Gjinia e pjesëmarrësve | | Totali i viktimizimit | Totali i agrsivitetit |
|---|---|---|---|
| Mashkull | Mean | 1.6933 | 4.2400 |
| | N | 75 | 75 |
| | Std. Deviation | 3.12347 | 6.10680 |
| Femër | Mean | 1.8400 | 3.5200 |
| | N | 25 | 25 |
| | Std. Deviation | 2.95353 | 4.02202 |
| Total | Mean | 1.7300 | 4.0600 |
| | N | 100 | 100 |
| | Std. Deviation | 3.06777 | 5.64760 |

Sa i përket viktimizimit te Gjinia, meshkujt kanë treguar një mesatare më të lartë (M=1.84, DS=3.12), në krahasim me femrat (M=1.73, DS=2.95).

Hipoteza e I: "Nxënësit e gjinisë femërore shprehin shkallë të lartë të viktimizimi, më tepër se nxënësit e gjinisë mashkullore." Kjo hipotezë nuk është vërtetuar sepse, sipas të dhënave, del e kundërta, që meshkujt kanë shkallë më të lartë të viktimizimit sesa gjinia femrore.

Sa i përket agresivitetit te Gjinia, meshkujt kanë treguar një mesatare më të lartë agresiviteti, prej (M=3.52, DS=6.10), në krahasim më femrat (M=4.06, DS=4.02).

Hipoteza e II: "Meshkujt në shkolla janë më të ashpër dhe më të dhunshëm se bashkëmoshataret e tyre, femrat." Kjo hipotezë na është vërtetuar ngase të dhënat tregojnë se meshkujt kanë shkallë më të lartë të agresivitetit.

**Tabela 1.7**

| Vendbanimi | | Totali i viktimizimit | Totali i agrsivitetit |
|---|---|---|---|
| Qytet | Mean | 1.6471 | 4.3333 |
| | N | 51 | 51 |
| | Std. Deviation | 3.02538 | 6.50743 |
| Fshat | Mean | 1.8163 | 3.7755 |
| | N | 49 | 49 |
| | Std. Deviation | 3.14029 | 4.63800 |
| Total | Mean | 1.7300 | 4.0600 |
| | N | 100 | 100 |
| | Std. Deviation | 3.06777 | 5.64760 |

**Tabela 1.8**

| Mosha | | Totali i viktimizimit | Totali i agrsivitetit |
|---|---|---|---|
| 15 Vjeç | Mean | 1.2759 | 3.9655 |
| | N | 29 | 29 |
| | Std. Deviation | 2.63081 | 6.36106 |
| 16 Vjeç | Mean | 1.7609 | 3.6957 |
| | N | 46 | 46 |
| | Std. Deviation | 3.13535 | 4.45156 |
| 17 Vjeç | Mean | 2.2000 | 4.8400 |
| | N | 25 | 25 |
| | Std. Deviation | 3.43996 | 6.80490 |
| Total | Mean | 1.7300 | 4.0600 |
| | N | 100 | 100 |
| | Std. Deviation | 3.06777 | 5.64760 |

**Tabela 1.9**

| Emri i shkolles | | Totali i viktimizimit | Totali i agrsivitetit |
|---|---|---|---|
| Haxhi Zeka | Mean | 2.1200 | 4.5200 |
| | N | 50 | 50 |
| | Std. Deviation | 3.34200 | 6.06509 |
| Mithat Frashëri | Mean | 1.3400 | 3.6000 |
| | N | 50 | 50 |
| | Std. Deviation | 2.74501 | 5.21771 |
| Total | Mean | 1.7300 | 4.0600 |
| | N | 100 | 100 |
| | Std. Deviation | 3.06777 | 5.64760 |



**Diskutimi**

Nga rezultatet e përgjithshme të hulumtimit nuk është gjetur nivel i shprehjes së përdorimit apo kërcënimit të dhunës në objektet shkollore apo në paralelet ku është realizuar hulumtimi. Hipoteza e parë e këtij hulumtimi ka qenë: "Nxënëset shprehin shkallë të lartë viktimizimit, pra më tepër se nxënësit". Kjo hipotezë nuk është vërtetuar, ngase sipas të dhënave është dëshmuar e kundërta, që djemtë kanë shkallë më të lartë të viktimizimit: M=1.84, DS=3.12, sesa gjinia femërore: M=1.73, DS=2.95. Hipoteza e dytë e këtij punimi kanë qenë: "Meshkujt në shkolla janë më të ashpër dhe më të dhunshëm se bashkëmoshataret e tyre, femrat". Kjo hipotezë na është vërtetuar, ngase të dhënat tregojnë se meshkujt kanë shkallë më të lartë të agresivitetit: M=3.52, DS=6.10, në krahasim me femrat: M=4.06, DS=4.02.Një hulumtim interesant për dhunën është bërë edhe në Bavari të Gjermanisë. Hulumtimi ka ndodhur tri herë brenda një dekade, pra në vitet 1994, 1999 dhe 2004. Në secilin vit të lartcekur janë përfshirë rreth 4000 nxënës, e që në total mostra e përgjithshme ka rezultuar me 12.300 nxënës të shkollave të mesme, 537 klasë dhe 235 shkolla pjesëmarrëse. Në përgjithësi, shpërndarja dhe përhapja e dhunës në shkollat e Bavarisë ka rezultuar të jetë në një nivel shumë të ulët të dhunës. Në një shkallë nga 0 në 10 mesatarisht në një vlerë 0,60 në vitin 2004, dhe 0,75 në vitin 1994. Në vitin 2004, 69 % e të gjithë nxënësve nuk ishin të përfshirë në ndonjë aktivitet të dhunshëm (vlerat respektive ishin 64 % në vitin 1994 dhe 1999, p <0,001). Nga ana tjetër, grupi i atyre nxënësve të dhunshëm është i konsiderueshëm. Vetëm 1.7 % e nxënësve janë të prirë të jenë në norma të larta të prevalencës (më shumë se 5 pikë shkallë, në një shkallë nga 0 në 10, 2.6 % në vitin 1994 dhe 2.3 % në vitin 1999). Kështu që, dhuna në shkollat bavareze duket të jetë një fenomen që kryhet kryesisht nga një grup i vogël, por mjaft i konsiderueshëm e aktiv, te më pak se që 2 % e nxënësve.

Gjithashtu, është e rëndësishme të theksohet se 30 % e nxënësve (ose 4 pikë përqindjeje më poshtë nga viti 1994) tregojnë për uljen e nivelit të dhunës në shkollë (1 deri 5 shkallë). Duke pasur parasysh këtë ulje të dhunës në shkolla, rrjedhimisht ka rënë edhe mesatarja

e shkallës së dhunës: nga 0,75 në 1994 - 0,60 në vitin 2004 (p <0,001). (Fuchs, 2008).

Ky hulumtim dallon nga hulumtimi ynë sepse ka zgjatur 10 vjet, në vitin 1994, 1999 dhe 2004. Dallim tjetër është mostra e përgjithshme, që në këtë hulumtim ka qenë 12.300 nxënës. Ndërsa si ngjashmëri kemi objektivin e studimit, pra dhunën dhe popullatën apo nxënësit adoleshentë.

Një hulumtim tjetër që tregon për dhunën psikologjike është realizuar edhe në Kosovë, nga Rrjeti i Grupeve të Grave të Kosovës, në vitin 2008, e i cili kishte si qëllim të kërkojë për nivelin e dhunës në baza gjinore në Kosovë. Pjesë e këtij hulumtimi ka qenë edhe dhuna psikologjike. Të dhënat tregojnë gjendjen për vitet 2000 deri 2007, dhe janë nga burime të ndryshme. Ish Shërbimi Policor i Kosovës, tash me emërtimin Policia e Kosovës, raporton se në ketë periudhë janë raportuar 80 raste të dhunës psikologjike. Qendra për Mbrojtjen e Gruas dhe Fëmijëve QMGF raportonin se për periudhën e njëjtë ka pasur 2155 raste të dhunës psikologjike. Ndërsa Qendra për Mbrojtjen e Gruas QMG raporton se për këtë periudhë ka pasur mbi 1600 raste të dhunës psikologjike (RrGGK, 2008).

Ky hulumtim dallon nga hulumtimi ynë sepse është bërë me gra, për dallim nga yni që është bërë me nxënës adoleshentë.

**Rekomandime e kufizime**

Nga ky hulumtim mund të nxjerrim disa mësime, për të ndihmuar në përmirësimin e gjendjes së raporteve ndërmjet nxënësve dhe klimës shoqërore në shkollë, si p.sh.: të fuqizohen shërbimet e konsulencës në shkolla, duke vënë në fokus të tyre punën e vazhdueshme me nxënës, të fuqizohet faktori nxënës për marrjen e përgjegjësive për punë dhe jetë në shkollë dhe jashtë saj, si dhe komuniteti i prindërve, OJQ-të dhe palët e interesuara të jenë më shumë të pranishme në shkollë, si me aktivitete, ashtu edhe me ndihmën e tyre për krijimin e klimës cilësore në shkollë.

Gjithashtu rekomandoj që hulumtimet e tilla, që kanë të bëjnë më dhunën në shkolla, të bëhen sa më shumë. Do të ishte mirë që në hulumtime të tilla, që kanë të bëjnë me atmosferën, sigurinë dhe me theks të veçantë me dhunën si dukuri, të përfshiheshin shumica e shkollave të mesme, por edhe ato fillore të Republikës së Kosovës. Gjithashtu do të ishte mirë që në hulumtime të tilla të përdoren pyetësorë të standardizuar.

Edhe ky hulumtim i ka kufizimet e veta, e që në një formë apo tjetër kanë mundur të ndikojnë në rezultatin final apo në një pasqyrim sa më objektiv. Mendoj se, për të nxjerrë një rezultat sa më real, do të ishe mirë që mostra të jetë më e madhe sesa që ishte kjo jona, e që ishte e vogël, megjithëse është rezultat që rrjedh vetëm nga dyshkolla të mesme të Istogut. *(Fund)*


Astor, R.A., & Meyer, H.A. (2001). The conceptualization of violence prone school sub-contexts. Is the sum of parts greater than the whole? Urban Education.

Benbenishty, R., & Astor, R.A.(2002). Children's report of emotional, physical and sexual maltreatment by educational staff in Israel. Child Abuse & Neglect.

Chandras, K. V. (1999). Coping with adolescent school violence. Implications for counselling, in College Student Journal.

Debarbieux, E. & Blaya, C. (2001). Violence in Schools. Ten Approaches in Europe. Issy-les-Moulineaux: ESF Editeur.

Dragoti, E. (2004). Psikologjia sociale. Tiranë.

Elliot, D. S.(1998). Violence in American Schools. Cambridge: Cambridge University Press.

Fuchs, M. (2008) International Journal of Violence and School: Impact of school context on violence at schools. UNIVERSITY OF KASSEL, GERMANY

Fuchs, M. (1995). Waffenbesitz bei Kindern und Jugendlichen, in ALEMANN, H. v., Ed., Lebenschancen und Lebensrisiken in der neuen Bundesrepublik. Opladen: Leske + Budrich. International Journal of Violence and School – 7 – December 2008

Greenfield, E., & Marks, N. (2010). Identifying experiences of physical and psychological violence in childhood that jeopardise mental health in adulthood, Child Abuse & Neglect

Grier, P., & Chaddock, G. R. (1999). Schools get tough as threats continue with rash of recent threats at schools, officials enact zero-tolerance policies. But do they go too far? in Christian Science Monitor, 1999, 1-3. Impact of school context on violence at schools, a multi-level analysis.

Kaza, N. (2006). Adoleshenca, stina e shpërthimeve. Mirgeeralb. Tiranë.

Kos, A.M. (2007). Shkolla dhe shëndeti mental. QPEA. Ferizaj.

Maisto, A.A., & Morris, G. C. (2008). Understanding Psychology. Pearson Education.

Nushi, P. (2002). Psikologjia e përgjithshme I. Libri Shkollor. Prishtinë.

Pettijon, T. (1997). Psikologjia një hyrje koncize. Dukagjini. Pejë.

Rot, N. (1968). Psikologjia e personalitetit. Enti i Botimeve Shkollore i RSS. Rilindja. Prishtinë.

RrGGK. (2008). Hulumtim kërkimor mbi nivelin e Dhunës në Baza Gjinore në Kosovë dhe ndikimin e tij në Shëndetin Riprodhues të Grave. Prishtinë.

Smith, P.K. (2003). Violence in schools. The response in Europe.

Stein, B. D., & Jaycox, L. H., & Kataoka, S. H., & Wong, M., T., & Elliott, M. N., et al. (2003). A mental health intervention for schoolchildren exposed to violence: a randomized controlled trial. JAMA.

Tamo, A., & Karaj. Th. (2006). Dhuna kundër fëmijëve në Shqipëri. Financuar nga UNICEF. Tiranë.

Taub, J. (2002). Evaluation of the Second Step Violence Prevention Program at a rural elementary school. School Psychology Review.

Thompson, A.E ., & Kaplan, C.A., & Maiuro, Roland D., & O'Leary, K. (2000). "Childhood emotional abuse". Psychological Abuse in Violent Domestic Relations,. British Journal of Psychiatry.

Word Human Organization. (2008). Survey abort Education.

Dr. Nuridin Ahmeti

# Konfiskimi i pronave private dhe vakëfeve

## në Mbretërinë Serbo-Kroato-Sllovene, sipas një përkujtese të Ferhat Dragës, të vitit 1935 (1)

(As xhamit myslimane nuk u kursyen prej Reformes Agrare. Ne Novi-Pazar u mat dhe duhet të ndahet toka e Vakufit Haxhet, ku ndodhen të rregullume bukur varrezat muhamedane. Populli pyet" po a thue as të vdekurit nuk lehen te qetë?" Kush kishte me mendue se midis Shkupit ekziston kësi Zyre reformash, e cila i fyen çdo njeriut edhe ma të shenjtat ndjenja fetare, tuj mos i lanë as vakëfet rahat).

Janë këto disa rreshta të dhëna në fillim të këtij punimi, të shkëputura nga Përkujtesa e vitit 1935, e për të cilën do të bëjmë fjalë më poshtë. Mendoj se këta rreshta njëherazi tregojnë, në formë të shkurtër, se cili ishte qëllimi i reformës, dhe çka e detyroi Ferhat Dragën[1] të bashkëshkruajë këtë Përkujtesë dhe t'ia drejtojë kryeministrit të atëhershëm të Mbretërisë Serbo-Kroato-Sllovene. Me plot të drejtë thuhet se format e torturimit të shqiptarëve nga pushtetet e caktuara, dhe posaçërisht ai serb, "nga Kriza Lindore (1878) e këndej, morën përmasa të mëdha në faza të veçanta të periudhave të zhvillimit politik e kombëtar të shqiptarëve. Këto ndryshime nuk ishin të rastësishme, por të determinuara nga motivet dhe nga qëllimet e caktuara të pushtetit serb".[2] Njëra nga format e presionit të shpërnguljes së shqiptarëve nga tokat e tyre stërgjyshore, ishte edhe reforma agrare. Nga vitit 1918 ky presion nga qarqet e atëhershme serbe u bë edhe më i theksuaar. Gjatë periudhës në mes dy luftërave botërore, organet e atëhershme serbe nxorën legjislacione specifike, dhe si rezultat i kësaj ishte përmbysja e gjendjes aktuale pronësore.

Në këtë rast ne nuk dëshirojmë të futemi në analizë të reformës agrare, dhe si erdhi deri te kjo gjendje, sepse për këtë gjë, disa nga studiuesit tanë, me mjaft kompetencë, tanimë i kanë dhenë informacionet e nevojshme dhe mendimin e tyre, duke publikuar studime monografike.[3]

Mirëpo, në këtë shkrim do të theksojmë një Përkujtesë zyrtare të Ferhat Dragës, të vitit 1935, që bën fjalë për dëmtimin sistematik të pronave private dhe vakëfeve në Mbretërinë Serbo-Kroato-Sllovene.


*Ferhat Draga (portret)*

Në vitin 1935, nga ajo çfarë po ndodhte në viset shqiptare, jashtë Shqipërisë politike, konkretisht me pronën e tyre, dhe duke parë mjerimin që po u sillte ky trajtim i padrejtë ndaj shqiptarëve, që po u bëhej nga pushteti serb i kohës, pinjolli i njohur i familjes Draga, Ferhat Draga, i nis një ankesë zyrtare kryeministrit të atëhershëm të Mbretërisë SKS në emër të myslimanëve të Jugut, dhe e njofton mbi padrejtësitë që po ndodhin në tokat e shqiptarëve, në emër të reformës agrare. Shqetësimi i tij përfshin gjithë hapësirat ku jetonin shqiptarët në Mbretërinë SKS. Është për t'u theksuar se kjo ankesë është nënshkruar edhe nga një pjesëtar i komunitetit joshqiptar, i quajtur Dr. Momçilo Ivaniç.

### Gjendje e padurueshme

Që në fillimin e kësaj Përkujtese nënshkruesit tregojnë se për arsye të gjendjes së padurueshme të krijuar, siç i quanin në atë kohë, Krahinat Jugore, ishin të shtyrë që ta shkruajnë këtë me qëllim të vënies në dijeni edhe të organeve qendrore, me shpresë se këto organe do të marrin masat e nevojshme për parandalimin e këtyre padrejtësive "me aplikimin e reformes agrare dhe ligjit t'emigrimit prej anes se Gjykates agrare dhe zyrave te këtij dikasteri te formueme ne krahinat Jugore t'atdheut tone per myslimanet e atjeshem, si me than gjendje e padurueshme, prandaj kemi lirsin qe kete gjendje te deshprueme, ne pikat ma kryesore, t'ia prashtrojm Zotnis se tij Kryetarit te Keshillit Minis-



truer, me lutje qe te marr masat sa ma te shpejta per gabimet e bame qe keshtu pa drejtesia te ndreqet".[4]

Përkujtesa ka 4 faqe, është e shkruar me makinë shkrimi, me gjuhë të rrjedhshme, në dialektin gegë. Vendin kryesor në këtë përkujtesë e zënë tokat e Shkupit, Prizrenit dhe Pazarit të Ri me rrethinë, duke qartësuar padrejtësinë e pushtetit në tri fusha.

E para - Toka personale private që u merret bujqve, toka me të cilën ata e sigurojnë bukën e gojës. Sidomos është për t'u theksuar se nga kjo "reformë" janë prekur fshatarët e Prizrenit me rrethinë. Këto familje, theksohet në përkujtesë, dinë vetëm zanatin e bujkut, dhe marrja e kësaj toke sigurisht se i kushtëzon të mbesin pa asgjë. "Prej shembellave te pa numurta po numrojm ketu posht disa raste ne shum katunde te Prizrenit (Zagradska Hoca), Poslishte, Zhuri, Pirana, Lahovica, Krajka, Ljubishte etj.), ne te cilat u asht marr e tana pasunija...., Akoma edhe kjo: prej ç'ka kane me rrojtur keta njerez me familjet e veta kur dine vetem mjeshterit e bujqesise, kur se tashti iu kane marre edhe pllamben e fundit te tokes?"[5] Pra, sipas nënshkruesve të kësaj përkujtese, toka është e tyre, është punuar nga baballarët dhe gjyshërit e tyre, e tanimë ajo tokë nuk u takon atyre, sepse marrja e kësaj toke nga organet shtetërore vlerësohej edhe si interes shtetëror. Përveç tjerash, këta pronarë ishin edhe pagues të rregullt të taksave të atëhershme shtetërore, përkitazi me këtë edhe nënshkruesit pyesnin: "A mund te kuptohen mire interesat shtetnore kur punohet keshtu, kur keta bujqe qene neneshtetas te qete dhe rregullisht paguajshin taksat qeveritare dhe tani u eshte ba kejo padrejtesi?"[6]

E dyta - Gjëja më e padrejtë, sipas nënshkruesve të kësaj përkujtese, thuhet të jetë loja me dy dëshmitarë, pa u përfillur dokumentacioni që e kishin pronarët. Edhe pse, sipas Ministrisë së Reformës Agrare, ata fshatarë që kishin dokumentacion, tokat e tyre nuk do t'u prekeshin, në fakt ndodhi e kundërta. Edhe ata dëshmitarë, që pushtetarët i zgjidhin vetë, sipas nënshkrueseve, ishin të dyshimtë, sepse ishin njerëz që i mbronin përgjithësitë dhe interesat e pushtetarëve, e jo pronarëve të vërtetë të tokave. Për këtë, në fund të kësaj përkujtese, kërkohet që, të gjitha ata dëshmitarë që kanë dëshmuar rrejshëm, të dënohen sa më parë. Në këtë fushë nënshkruesit evidentojnë më shumë raste në qytetin e Shkupit me rrethinë, dhe me pak në Pazarin e Ri. Kur jemi te qyteti i Shkupit, nënshkruesit, theksojnë: "Ne vend te kesaj gjyqet kenaqen vetem me deshmin e thjesht te dy deshmitareve tue mos u besue aspak vërtetimeve te shkresave qe gezojn pronaret e tokave. Çka ma teper ka ndodh, si me Zotin Dushan Jovcici, Kryetarin e Reformes Agrare ne Shkup, ku ky kryetar si Gjykates i nalt del ne korridor dhe thot me ze te nalt: " Le te vine dy deshmitare, se per ndryshe tokat s'mund t'i grabiten askujt." Me Nr. 2230 dt. 10/ VI/ 1924, Komisioni i Reformes Agrare ne Shkup ka kufizue 200 hektare toke per Reformen Agrare ne katundin Orizare i Siperm dhe kete kufizim e ka pranuar Zyra e nalte Agrare e Shkupit me shkresen e saj Nr. 3908 dt. 10/II/ 1925. Per kete vendim jane ankue pronaret dhe marredhenje çiflikleku. Keto arsye i ka pranuar Ministria Agrare me Vendimin e saj Nr. 26296 me dt. 27/VI/1926, ka anulue marrjen e tokave dhe ka urdhnue kthyemjen e tyne pronareve, kejo toke iu asht marre perseri prej kohe reformes agrare. Te gjitha vertetiemt e dokumentime me shkrim jan paraqit me kohe prej



pronareve te vertet, tashti i ka anulue fakti i deshmis se dy vetave te dyshimit."[7] - theksohet në këtë shkresë.

E treta - Sipas nënshkruesve të dokumentit në fjalë, loja që u luajt nga ana e reformës agrare me pronarët e tokave është ajo e gjoja "kompensimit", duke u marrë toka pjellore që vlente shumë, dhe duke u kompensuar me shuma përbuzëse. Kur jemi te "kompensimi" i tokës, në dokument, si raste më të shpeshta, përmendet Pazari i Ri dhe Shkupi, dhe atë në dy fusha:

1. Toka për kompensim privat. Në Shkup fokusohen në pronat e njerëzve që ishin autoritete të asaj ane. Është interesant të potencohet se ish-deputeti i Shkupit, z. Kemal Osmani, edhe pse kishte dokumentacionin se toka e tij nuk do të prekej nga reforma agrare, ajo tokë u mor nga organet shtetërore. Në këtë dokument thuhet se: "Keshtu Z. Emin Jasharit, ish deputet radikal prej Shkupit, ja muar token prej 45 hektare. Kjo toke ndodhet prane Shkupit anes lumit Vardar. Me qene se ne tokat e tij rriten me bollëk njomësirat si: duhan, mak, pamuk etj. Nje hektar shitet per 25- 50.000 dinare. Gjyqi agrare ne Shkup i dha Zotnis tij per te gjithe token vetem 17 dinar. Kjo asht nje shum sa arthkeqosre aq dhe qesharake. Sidomos asht per te qeshur vendimi i këtij gjykaci te sakt, i cili jep te tilla gjykime. Gjithashtu ka ndodhe edhe me rastin e nje tokes prej 19 hek. E grabitur prej Z. Kemal Osmani, ish deputet prej Shkupit, ne Dushanovac. Nje hek. Toke shitet ketu 70-80mije dinare, por gjyqi agrar i Shkupit i dha zotni per te gjithe token 900 dinare".[8]

## Konfiskmi i tokave

Raste të tilla të ngjashme me Shkupin dokumenti përend edhe në Pazarin e Ri, me familjen e Mehmet Agë Ivkoviçit, të cilit iu mor edhe shtëpia e banimit. Në Pazarin e Ri shënohen edhe raste kur pushteti, me qëllime të futjes së përçarjes, pronareve që deri në atë kohë i kishin tokat në zotërim të tyre, ua konfiskonte dhe ua jepte shërbëtorëve të tyre, d.m.th., pronari i tokës kalonte në shërbëtor dhe shërbëtori në pronar: "Sherbetori u ba bej dhe begu sherbetor. Ka mjaft kesi shembella qe sherbetoret ortodokse bahen çifçi dhe çifçit mysliman behen sherbetor. Mjafton vetem qe sherbetoret t'i paraqiten Gjykates agrare, dhe menjeher behen bejler".[9]

2. Te "kompensimi" u prek mjaft edhe prona kolektive, apo siç e përdorin nënshkruesit "prona e vakëfit". Ata ngrenë shqetësim për Shkupin dhe Pazarin e Ri me rrethinën. Reforma agrare në Shkup nuk kurseu as tokat që i përkisnin vakëfit[10], e për të cilën tokë nënshkruesit nga vetë mënyra se si e paraqesin, shprehin edhe një dhimbje, ku theksohet se: "As xhamit myslimane nuk u kursyen prej Reformes Agrare. Me vendimin e Gjykates se nalte agrare te Shkupit ne Nr. 530 hyni ne fuqi vendimi i Gjykates agrare Nr. 392, mbas se ciles u grabit pasuria e katundit Zakuqani qe i perket vakufit te Mehmet Pashes prej 59 hektar 33 ar dhe 77 copa. Ne kete pasuni ka dhe 5 shtepi brenda ne Shkup, ne vendin e quajtur Qirilishani, te marre prej Reformes agare. Per kete pasuni bashk me 8 hek. 41 ar dhe 5 km.2 i-u dha vakufit 15. 251 dinare. Vendimi i Gjyqit Nr. 524 i morri Vakufit Ibni Pajko ne Tahtajliç te Shkupit pasunin prej 6 hek. Dhe i dha vetem 7. 404, 50 dinare. Vendim gjyqi Nr. 622 dt. 5/III/ 1935 i mori vakufit Kasum Gazi bashten me shtepi prej 183 km.2 per 505, 40 dinare. Vendim gjyqi Nr. 621 dt. 5/ 3/ 925 i mori vakufit te Mehmet Pashes bashten e kafe " Prolece"

sipërfaqe 1 hek. E 6 ar per shpërblimin dinare 2241, 26. Asgje tjeter nuk duhet te themi per kete reforme agrare se ne te asht lare çdo ide agare dhe çdo mendim reformativ. Me grabitjen e pasunive jane te godituna familjet e vobekta fshatre, sidomos tashti përpara dimini. Tuj thane se fshataret ndodhen ne toke qeveritare, u mueren kete vjet edhe bereqetin. Reforma agrare kete bereqt i-a shet tregtareve spekulatore dhe keta u a shesin prape po atyre katundareve me çmime te nalta".[11]

Ndërsa, kur jemi te Pazari i Ri, në dokument theksohet se as toka e varrezave nuk kursehej, por një rregull i tillë vlente vetëm për tokat e xhamive dhe varrezave myslimane, e jo edhe për ato ortodokse-serbe. Këto të fundit nuk i preknin fare, por i linin në pronësi të kishës ortodokse: "Ne Novi- Pazar u mat dhe duhet te ndahet toka e Vakufit haxhet, ku ndodhen e regullume bukur varrezat muhamedane. Populli pyet" po a thue as te vdekurit nuk lehen te qete?" kesaj çudie prej reformes agrare i shtojm ç'fare reforme asht kejo kurse dhe varrezat i damton? Ne vendin banja ku me banjat t'atjeshme vakuf ndodhet edhe pasuria e patundshme e cila u mat dhe duhet te ndahet. Me sa na dime, ne qarkun qe quhet Mosavski, Manastiri Monasi ka tremije hektare toke. Kete toke kallogjeret kaq keq e punojn sa as Manastiri s'mund te paguaje taksat e veta rregullisht. Pse keto toka nuk ndahen askujt, kurse katundaret reth e përqark jane te vobekte? Pse as kishe kristiane nuk imerret pasuria? Qe edhe disa shembella te tjera se si vetem xhamit e vakefet myslimane grabiten prej reformes agrare".[12]



Një ndodhi tjetër që aplikohet nga reforma agrare, e ndoshta ky veprim më së mirë tregon se në çfarë masash pushtetarët serbë ishin në gjendje të përdornin dhunë ndaj shqiptarëve, pra tregon edhe fakti se prodhimet e tokës që e kishin punuar në kohen e vjeljes së tyre, pronarët e vërtetë nuk i vilnin, por sipas dokumentit ata ishin të detyruar t'ua "shitnin" njerëzve të caktuar, kryesisht serbëve, dhe më pas ata ua shisnin me një shumë më të madhe pronarëve nga të cilët i kishin blerë. "Ish nepunes i plocis Gjulakoviçi, ne pension, bleu prodhimin e Shaqir Xhemalit prej katundit Pirane per 3000 dinare dhem bas disa diteve po kete prodhim i-a shiti per 59000 dinar. Petar Gjuriçi, Kontrollor i Finances, bleu prodhimin e Halil Tifes e shoke nga katundi Gjona i N/Prefektures Sharplanines per 1000 dinare, dhe mbas disa ditesh u shiti zotuesve te parshim per 4000 dinare. Gjithashtu asht marr prodhimi ne katundin Maleshove dhe ne te tjera katunde te Nenprefektures Podrimes e gjithe toka pjellore e fshatareve te kesaj Nenprefekture, përveç shtepis dhe kopshteve u grabit per qellime agrare 90% e tokave pjelore a 10% t'atyre qe japin prodhim. Kejo gje po keshtu ndahet tash dhe ne nenprefekturen e Gjilanit, siç kemi marre vesh deri sot ne kete reth jane marre 5000 hektare dhe marrja e tokave asht tue vazhdue. Po keshtu ka fillue dhe ne Nenprefekturen e Shkupit (katundi Studeniçan) grabitjet vazhdojne".[13]

Përkujtesa përmbyllet duke shkruar për masat e menjëhershme që duhet të merren nga organet kompetente, për parandalimin e kësaj gjendjeje, dhe personat që kanë shkaktuar këtë situatë të dënohen, "se per shkak shkurtimit nuk i përmendim te gjitha keqpërdorimet e reformes agrare te cilat jane me qindra dhe me mijra ne çdo krahin te Jugut.

Tuj pas si baze reformen agrare dhe ligjin e emigrimit ne Jugen e atdheut, asht organizue potera dhe bombardimi mbi muhamedanet qofshin prej origjines serbe ose shqiptare. Prandaj eshte e domosdoshme qe ky aplikim te ndalohet dhe per zyrtaret e reformes agrare, kerkojm denim ne qofte se vërtetohet se ata me qellim e kan keqperdore detyren e tyre, si dhe per gjithe ata deshmitare, qe kane dëshmuar si gënjeshtar".[14] *(Vijon)*



Mr.Qemajl Morina

# Filozofia e festave fetare në Islam

Festat në Islam janë paraparë për urtësi sublime dhe qëllime të larta. Kështu ne shohim se festat janë paraparë për falënderimin e Allahut të Madhërishëm, për begatitë e Tij të shumta, të cilat Ai ia dhuroi njerëzimit. Ky është një shans i gëzimit dhe i forcimit të lidhjeve shoqërore. Për këtë ekzistojnë rregulla të mirësjelljes, për të cilat ka porositur edhe Pejgamberi a.s., e që duhen zbatuar, pra me rastin e manifestimit të festave fetare islame.

Festat islame janë paraparë për urtësi sublime dhe qëllime të larta, e ndër qëllimet kryesore është edhe që shpirti i njeriut të mund të relaksohet nga shqetësimet e kësaj jete.

Festat, giithashtu janë paraparë që ato të jenë mundësi për forcimin e marrëdhënieve shoqërore, dhe përhapjes së dashurisë dhe mëshirës në mes të myslimanëve.

Festat, po ashtu, janë paraparë që ta falënderojmë Allahun e Madhërishëm për begatitë e Tij të shumta, bujaritë e Tij, dhe që na e mundësoi t'i kryejmë ibadetet tona.

Festat në islam dallojnë nga ato të jomyslimanëve, sepse në Islam festat janë të lidhura me kryerjen e farzeve, dhe gëzimi i festave është i lidhur me kryerjen me sukses të farzeve. Sepse, ata që agjëruan kanë të drejtë të gëzohen për festë, sepse ata e kryen farzin e agjërimit, si dhe ata që e kryen haxhin kanë të drejtëtë gëzohen, sepse ata e kryen farzin e haxhit.

## Lidhja e festës me kryerjen e obligimit ka kuptim sublim

Lidhja e festës me kryerjen e oligimit ka kuptim sublim, e që dallon nga ngjarjet e kësaj bote. Kështu Islami e lidh gëzimin e festës me kryerjen e farzeve; për këtë festa konsiderohet ritual ibadeti në Islam. Prandaj mbështetja në fenë e vërtetë, interesimi për domethënien e esencës së Islamit, largimi nga aspektet sipërfaqësore, forcimi i lidhjeve të bashkëpunimit dhe të solidaritetit në mes të bijve të një shoqërie, derisa të mundemi të dalim nga rruga pa krye në të cilën gjendemi, mund të arrihet me kthimin tek Islami i vërtetë, si dhe me pajtimin me Allahun e Madhërishëm.

Festat në Islam nuk janë inicuar për shkak të gëzimit të thjeshtë, mirëpo ato janë inicuar për ta plotësuar hallkën e bamirësisë në shoqërinë islame. Nëse bamirësia në ditët e rëndomta është traditë individuale, ajo ditëve të festave bëhet çështje sociale, ashtu siç thotë Pejgamberi a.s. duke kërkuar prej të pasurëve që të mos i lënë të varfrit me fukarallëkun e tyre: "Bëni që ata të mos lypin në këto ditë feste!" (Shih. Ervahul Galil 3/334!).

Kjo është sa i përket sadakatulfitrit, mirëpo Islami nuk e miratoi prerjen e kurbanit që me mishin e tij të ngopen pronarët e kurbaneve, por që me mishin e tyre të ngopen të varfrit, që mund të kalojë i tërë viti e ata asnjëherë të mos shijojnë mishin. Allahu i Madhërishëm në Kuranin famëlartë thotë: "Mirësia nuk është të kthyeirt e fytyrës suaj nga Lindja dhe Perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, librat dhe profetët; e atij që me vullnet jep nga pasuria e vet për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit, dhe për lirimim e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe jep zekatin; dhe e atyre që i plotësojnë premtimet kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e vërtetë, dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun.". (El Bekare, 177).

Ky ajet përfshin gjithë llojet e nevojtarëve, duke mos e lënë pa përfshirë asnjë klasë.

Kjo është ajo në të cilën thërret Islami, dhe që ka për synim. Festat në Islam nuk kanë kuptim të ndodhive të pamatura, ringjalljes së traditave të trashëguara apo përhapjes së bidateve.

Islami nuk e mohon ekzistimin e klasave, do të thotë dallimet në mes njerëzve. Kjo dukuri ekziston te çdo popull ku ekzistojnë njerëz që dallohen nga njëri-tjetri. Mirëpo Islami nuk dëshiron që ata të jenë mendjemëdhenj ose arrogantë, sipas fjalës së Allahut të Madhërishëm: "...duke i ngritur në shkallë disa më lart mbi të tjerët, me qëlim që disa t'u shërbejnë të tjerëve. Mëshira e Zo-



tit tënd është më e mirë nga ajo që grumbullojnë ata." (Ez Zuhruf, 32).

Islami nuk pranon ndarjen klasore, por ai pranon dallimin individual. Në festat islame zbehet shpirti klasor, barazohen të gjithë: të varfër dhe të pasur, baza e të cilëve është solidariteti social në të cilin thirr Islami.

Nga rregullat e Islamit në manifestime për kremta fetare është se nuk duhet të mos bëhet ndonjë e keqe apo ndonjë bidat. Sepse festa në programin islam është gëzim dhe hare. Falënderim për Allahun, për mundësinë e kryerjes së farzit të agjërimit apo haxhit. Kurse ditën e festës është obligim të këmbehen vizita ndërmjet besimtarëve. Duke i marrë parasysh rregullat që i vendosi sheriati islam për të festuar për këto raste solemne, vlen të thekohet se nuk lejohet që dita e festës të jetë ditë pikëllimi, ditë trishtimi, ditë vajtimi për ata që nuk janë më në mesin tonë, mirëpo ajo duhet të jetë ditë gëzimi e hareje. Gjithashtu, festat fetare nuk janë paraparë që të jenë ndodhi me përmbajtje boshe nga argumentet morale dhe njerëzore, apo të jetë sezonë i garave në pamjen e shpenzimit, luksit apo shpenzimit të pasurisë vend e pavend. Daljen nga çdo gjë që është e arsyeshme dhe e pranueshme nga sjelljet e paqes, moralit, estetikës mendore dhe trupore, pra Islami e ndalon. Ai nxit në ndihmë nevojtarit, bamirësi ndaj prindërve, dhe lidhje farefisnore.

Nga manifestimet që shfaqen në jetën e përditshme, është ajo që Allahu ua ka dhuruar njerëzve festat për sjellje të mira e moral të lartë, për çka njerëzit nxitojnë të këmbejnë urime për ardhjen e festave, për pajtimin e njerëzve që deri dje ishin të hidhëruar. E, për të arritur deri te pajtimi, organizohen kuvendet e dashurisë, dhembshurisë e të mëshirës, ndërkohë që eliminohen urrejtjet dhe mëritë. Po në të njëjtën kohë ripërtëriten marrdhëniet ndërnjerëzore, forcohen marrëdhëniet sociale dhe vlerat morale, lartësohen vlerat e vëllazërimit, bashkëpunimit, bujarisë e dashurisë.

### Kuptimet e festave në Islam

Festat në Islam kanë dy kuptime të mëdha: kuptimin hyjnor dhe atë njerëzor. Festat islame janë të lidhura me këto dy kuptime. Kuptimi hyjnor do të thotë aspekti i adhurimit, sepse myslimani edhe gjatë festës nuk e harron Krijuesin e vet. Festimi në Islam nuk do të thotë se njeriu duhet rënë nën ndikimin e epsheve dhe tekeve të tij. Festa në Islam fillon me madhërimin e Krijuesit dhe falendërimin drejtuar Atij. Falja do të thotë afrimi me Krijuesin. Festa në Islam nuk do të thotë lirimi i njeriut që të bëjë çka të dojë, siç ndodh te disa popuj të tjerë.

Festa në Islam fillon me falje (lutje), që ka domethënie të lartë hyjnore. Në festa ka edhe kuptim njerëzor për ta përkujtuar tjetrin. Kuptimi njerëzor: të gëzohesh, të dëfrehesh, të luash, të këndosh, të argëtohesh dhe të



vishesh me rroba të reja. Festa është gëzim dhe argëtim.

Dy festat islame janë të lidhura ngushtë me dy obligime (farze): obligimin e agjërimit dhe obligimin e haxhit. Festa e Bajramit të Fitrit vjen pas muajit Ramazan, kurse festa e Kurbanbajramit vjen pas përfundimit të Haxhit. Të dyja këto festa janë të lidhura me faktorin kohë. Agjërimi e ka kohën e caktuar te të gjithë myslimanët, e ai është muaji Ramazan, për çdo vit. Haxhi po ashtu ka kohën e caktuar, e cila nuk mund të shkojë para apo pas. Në këtë mënyrë pra formohet lidhja në mes filozofisë së festës dhe filozofisë së agjërimit gjatë muajit Ramazan, si dhe lidhja me filozofinë e haxhit në kohën e haxhit.

Shtrohet pyejta se cila është pamja e këtyre marrëdhënieve?

Me filozofinë e agjërimit përcaktohen këto lidhje, duke e konsideruar festën si kurorëzim përpjekjesh të njeriut për ta edukuar dhe pastruar shpirtin. Sepse qëllimi final i agjërimit është unifikimi i mendjes dhe shpirtit të njeriut, që e simbolizon devocioni. Këtë Kurani e bëri edhe qëllim të agjërimit, kur thotë: "O besimtarë, ju është urdhëruar agjërimi, ashtu siç u ishte urdhëruar atyre para jush, me qëllim që të ruheni (nga gjynahet)!" (El Bekare, 183).

**Devocioni paraqet kornizën e vlerave të moralit**

Devocioni paraqet kornizën e vlerave të moralit, sepse ai e vë në gradën më të lartë. Pas këtij mundi me agjërim dhe shumë vepra të tjera, të cilat janë të obligueshme dhe të lejueshme, njeriu ka të drejtë të jetë i gëzuar dhe i disponuar për atë që realizohet në festë. Çdo ditë që kalon myslimani në festë nuk bën ndonjë mëkat, ajo ditë për të është ditë feste.

Qëllimi i agjërimit është që myslimani të arrijë shkallën më të lartë të devotshmërisë, që është objektivi kryesor i Islamit. Edhe pse në shikimin e parë agjërimi duket se është çështje individuale, në mes njeriut si individ dhe Zotit si Krijues, në realitet ai ka një ndikim shumë të madh edhe në aspektin kolektiv. Kjo për arsye se myslimani nuk ia ndalon vetes ngrënien, pijen si dhe kënaqësitë tjera fizike, të cilat i ndihmojnë që fizikisht të jetë më i qëndrueshëm dhe më i fortë, pra për krejt kot, por e bën për rilindjen shpirtërore, që ofron dhe prodhon përjetimin për afrimin, pra e bën të jetë i përgjegjshëm për familjen, shoqërinë ku jeton, e pastaj edhe për tërë njerëzimin, si pjesë e të cilit është edhe ai.

Agjërimi i Ramazanit motivon fuqishëm që të ndarët të bashkohen, të armiqësuarit të pajtohen dhe t'ia bëjnë hallall njëri-tjetrit. Nëpërmjet iftarëve të përbashkët dhe namazeve me xhemat ripërtërihen miqësitë e mëhershme dhe krijohen miqësitë e reja, e duke dhënë sadakatulfitrin për vete dhe për anëtarët tjerë të familjes agjëruesi jo vetëm se dëshiron që agjërimi i tij të jetë i pranuar tek Allahu i Madhërishëm; sepse, ashtu siç thotë Pejgamberi a.s.: "Agjërimi qëndron midis qiellit dhe tokës derisa të jepet sadakatulfitri", por ai me aktin e dhënies tregon vetëdijen dhe përgjegjësinë e tij të lartë fetare për rrethin ku jeton, për shoqërinë e tij të ngushtë dhe të gjerë, të cilës i takon, për kërkesat dhe nevojat e saj.

Kështu pra, vijimi deri te qëllimi i Islamit dëshiron të krijojë baraspeshë në mes anës shpirtërore dhe asaj trupore, që besimtari të mos jepet vetëm pas bukurive të kësaj bote, të cilat Zoti i fal për robërit e Vet: "Thuaj: kush është ai që jua ndaloi bukuritë e Allahut, të cilat Ai i krijoi për robërit e Vet?"

Kështu që, njeriu të mos mendojë se feja është vetëm misticizëm dhe kalluxherizëm, për çka ai mund ta braktisë punën dhe ta fitojë rrezikun: "Nuk ka kalluxherizëm në Islam."

**Besnik Jaha**

# Recension për librin "Rrëfime të vërteta pejgamberike"



"Rrëfime të vërteta pejgamberike" i Dr. Umer Sulejman Abdullah El-Eshkarit është libër që, para së gjithash, edhe në titull objektin e cilëson si të vërtetë. Derisa librat tjerë me rrëfime pejgamberike janë tepër shkencorë ose e kundërta, tepër të letrarizuar, ky libër qëndron në mes këtyre dy modeleve. Pra, "Rrëfime të vërteta pejgamberike" është libër që flet për kohën e lashtë, dhe krejt narrativja jeton vetëm në atë kohë. Thënë ndryshe, ky libër sakralen (të shenjtën) e çon drejt bazës, ndërsa për profanen (laiken) as që interesohet. Pra, e mohon demitizimin dhe profanen deri në mosekzistencë, dhe e kultivon sakralen.

Titulli për librin është si çelësi për derën. Ai duhet t'i shkojë tamam masës së përgjithshme ideo-tematike të librit. Në rastet më të shpeshta, sot njerëzit për të lexuar një libër nisen fillimisht nga titulli, e që, fatkeqësisht, shpeshherë ndodh të na del krejt i huqur dhe aspak i lidhur organikisht me përmbajtjen e përgjithshme të librit.

Fatmirësisht, në rastin tonë (librin që po e shpjegojmë nga përmbajtja dhe struktura "Rrëfime të vërteta pejgamberike"), është krejt e kundërta. Titulli është pikërisht çelësi i duhur.

Me qëllim të sjelljes së formave të shkrimit të recensionit, këtë herë do të sjellim një recension të tipit intervistë, përkatësisht do t'i shtrojmë disa pyetje bazë të një recensioni dhe do t'u përgjigjemi atyre nga leximi analitik dhe i detajuar që ia kemi bërë librit. Edhe pse teksti ka përgjigjet e pyetjeve bazë të recensionit, herë të formuluara e herë të nënkuptuara nga përgjigjja, strukturalisht ai nuk ngjan me intervistën por, si çdoherë ngjan me një tekst recensioni. Gjithsesi, e rikujtojmë se edhe këtë herë se vlerësimi/recensioni është perceptim personal.

Pra, në rastin e shqyrtimit të objektit tonë, shtrohet pyetja se sa i shkon titulli veprës në fjalë?

Te libri "Rrëfime të vërteta pejgamberike" vetë titulli tregon se me çfarë kemi të bëjmë. Duke e ditur se hadithet e sakta janë thënie të Pejgamberit a.s. (dhe jo vetëm thënie), dhe në saktësinë e tyre nuk duhet dyshuar sepse çështja e vërtetësisë së haditheve të sakta veçse ka përfunduar, tubimi i atyre që kanë histori/story në një libër patjetër se do ta veçonte atë libër si libër me Rrëfime të vërteta pejgamberike.

Pra, marrja vetëm e hadītheve të sakta dhe anashkalimi i atyre që njihen si të dobët, të pavërtetë e të shpifur, është cilësi thelbësore e librit të Sulejman El-Eshkarit. Në këtë mënyrë ky libër del në mbrojtje të Pejgamberit a.s. kundrejt shpifjeve dhe përgënjeshtrimeve që i janë bërë atij. Siç edhe thuhet në parathënie, ky libër është një përmbledhje e shumë rrëfimeve të sakta nga hadithet e Pejgamberit a.s.

### Strutura e librit

Libri "Rrëfime të vërteta pejgamberike" është një libër bukur voluminoz. Në 462 faqet e librit autori ka prezantuar pesë kapituj:

Kapitulli i parë – Rrëfimet e të Dërguarve;

Kapitulli i dytë – Rrëfimet që tregojnë për çudirat që bën fuqia e Allahut;

Kapitulli i tretë – Rrëfimet që tregojnë për vlerën e parave;

Kapitulli i katërt – Rrëfimet që pasqyrojnë vlera të larta të rrëfimit, dhe;

Kapitulli i pestë – Rrëfimet që pasqyrojnë shembuj të ligj.

Kapitulli i parë i librit, njëherit edhe më i gjati, ka rreth 200 faqe, përkatësisht 21 rrëfime.

Kapitulli i dytë, më i shkurti, gjithsej ka 5 rrëfime.

Kapitulli i tretë ka 9 rrëfime.

Kapitulli i katërt ka 11 rrëfime, sikur edhe ai i pesti, që gjithashtu ka po aq rrëfime.

Kështu libri në tërësi përmbledh 57 rrëfime të vërteta/hadithe të sakta.

Por pse një ndarje e tillë?

Sigurisht se ndarja tematike ka qenë determinues kryesor i strukturës formale dhe përmajtësore të librit. Derisa numri i pejgamberëve dhe rrëfimet për ta ishin shumë të njohura edhe nga Kurani por edhe nga Suneti, sigurisht se kapitulli që përmbledh këto rrëfime (hadithe) na del më i madh se të tjerët, për dallim nga, për shembull, rrëfimet/hadithet që tregojnë për çudirat që bën fuqia e Allahut,




apo ato që tregojnë për vlerën e parave e që kryekëput janë të kanalizuar në një tematikë specifike.

Vlen të theksohet se para fillimit të rrëfimeve autori ka pasur vetëdijen për kategoritë e lexuesve, prandaj edhe ka ofruar dy tre kapituj shpjegues për rrëfimet pejgamberike, respektivisht: "Definicioni i rrëfimeve"; "Rëndësia e rrëfimeve në përgjithësi", dhe; "Rëndësia e rrëfimeve të Kuranit dhe Sunetit".

Përveç strukturës së përgjithshme të librit edhe rrëfimet kanë një strukturë organike dhe të njëjtë. Secili rrëfim ka një përcaktim numëror, një titull përshkrues, hyrjen, tekstin e hadithit ku bazohet rrëfimi (në shqip), shpjegimin e hadithit, si dhe një nëntitull ku janë nxjerrë dobitë dhe mësimet e hadithit.

### Reale/sakrale vs Fiktive/profane

Se sa libri "Rrëfime të vërteta pejgamberike" i Dr. Umer Sulejman Abdullah El-Eshkarit dallon nga librat e tjerë me të njëjtën temë, pastaj se sa është unik në problematikat që trajton, etj., mund ta kuptojmë edhe nga përgjigjja që autori i jep pyetjes se: çfarë përfundimesh kryesore ka arritur të sjellë autori me këtë libër?

"Rrëfime të vërteta pejgamberike" i Dr. Umer Sulejman Abdullah El-Eshkarit është libër që, para së gjithash, edhe në titull objektin e cilëson si të vërtetë. Derisa librat tjerë me rrëfime pejgamberike janë tepër shkencorë ose e kundërta, tepër të letrarizuar, ky libër qëndron në mes këtyre dy modeleve. Pra, "Rrëfime të vërteta pejgamberike" është libër që flet për kohën e lashtë, dhe krejt narrativja jeton vetëm në atë kohë. Thënë ndryshe, ky libër sakralen (të shenjtën) e çon drejt bazës, ndërsa për profanen (laiken) as që interesohet. Pra, e mohon demitizimin dhe profanen deri në mosekzistencë, dhe e kultivon sakralen.

Për ta kuptuar më drejt këtë libër dhe arsyen pse autori përzgjodhi vetëm hadithet e sakta dhe që kanë narrativë, duhet që të kthehemi në artin letrar. Shumë njerëz e kanë dëshirë e detyrë leximin e historive/rrëfimeve të ndryshme, dhe këtë e bëjnë për kënaqësi e dëfrim, apo për të ikur nga realiteti real dhe për të jetuar, qoftë për pak kohë në një realitet tjetër, atë imagjinar/fiktiv. Të parët zakonisht janë më racionalë sesa të dytët. Të parët historinë/rrëfimin e racionalizojnë dhe, në fund të fundit, vijnë në përfundim se rrëfimet, edhe pse mund të mos e pasqyrojnë realitetin, patjetër se frymëzohen nga realiteti. Të dytët historinë/rrëfimin zakonisht e konsiderojnë imagjinativ, si botë të projektuar, të strukturuar e të gjalluar ashtu që gjithçka e atyshme të funksionojë në një formë origjinale, model dhe botë paralele me botën reale. Të parët janë të vetëdijshëm se rrëfimet janë vetëm përmbledhje përvojash, prandaj edhe u besojnë më shumë. Të dytët gjithçka e konsiderojnë si kreativitet dhe aftësi krijuese. Të parët janë historikë, ndërsa të dytët janë legjendarë. Të parët janë të arsyeshëm, ndërkaq të dytët janë emocionalë.

Prandaj, në një vijë imagjinare, ky libër vjen për të dy katëgoritë: sa është real, gati aq është fiktiv (për ata që rrëfimet i lexojnë për të përjetuar emocion), sa është përmbledhje e rrëfimeve nga bota reale, aq është përmbledhje e rrëfimeve të një bote fiktive/imagjinare, sa është historik, aq është edhe legjendarë/mitologjik.

Pra, libri sjell garancën/dëshminë sakrale (fjalën e Allahut dhe të pejgamberit të tij, Muhamedit a.s.), për ata që besojnë, prandaj edhe rrëfimet kthehen totalisht në reale. Në këtë mënyrë autori realizon edhe qëllimin e tij, arsyen e shkrimit të këtij libri, e që është udhëzimi i njerëzve në rrugën e drejtë, në Islam. Pra, duke paraqitur rrëfime që duken fiktivë, joreale, por duke i mbështetur me fakte dhe dëshmi, autori i kthen në botën reale gjithë ata që emocionalisht ikin nga kjo botë. Dhe këtë e bën përmes asaj që ata e pëlqejnë më së shumti, shkuarjes në botën e tyre fiktive, pra përmes rrëfimit. Në njëfarë mënyre, ky libër legjendaren e kthen në historike, largimin në prezencë, vlerësimin në besim dhe emocionin në racionalitet. Ja pse ky libër është kaq afër, megjithëse flet për kohë shumë të largëta.

Megjithatë, siç thotë edhe vetë autori, kurdo që njerëzit binden se ajo që u lexohet atyre nga rrëfimet e Kuranit dhe nga ajo që ka arritur nga hadithet e Pejgamberit a.s., pra se e tëra është e saktë dhe e vërtetë, atëherë ajo do të ketë ndikim të madh në forcimin e shpirtrave të tyre, në pastrimin e shprehive, përfitimin e mësimeve dhe këshillave.

**Prof. Dr. Asoc. Fahrush Rexhepi**



# Toleranca fetare dhe bashkëpunimi ndërfetar

Toleranca dhe dialogu mes popujve dhe shoqërive me diversitete të ndryshme kulturore dhe fetare është në të vërtetë synim dhe sfidë për të gjitha shoqëritë e rajonit të Ballkanit, por edhe më gjerë. Trajtimi i temave me përmbajtje të tilla orienton dhe ndihmon në avansimin dhe kultivimin e vlerave tolerante, paqësore dhe të dialogut në shoqërinë tonë multikonfensionale në Kosovë.

Angazhimi i bashkësive fetare, angazhimi i instuticioneve të larta akademike-shkencore, angazhimi i prijësve fetarë, si dhe angazhimi i studentëve, nxënësve dhe i të rinjve fetarë në zhvillimin e proceseve të dialogut ndërfetar, politik, integrues dhe paqendërtues, mund të themi se është një vlerë më shumë për emancipimin e shoqërisë, jo vetëm në Kosovë por edhe në rajonin e Ballkanit dhe të Evropës në përgjithësi.

Nuk ka dyshym se besimet fetare kërkojnë respektimin e të drejtave të njeriut, dhe predikojnë barazi midis qenieve njerëzore. Ato hedhin poshtë çdo formë të diskriminimit racor, kulturor dhe fetar, duke bërë thirrje për lirinë e të gjithëve, pa imponim në fe dhe ndërhyrje në lirinë individuale të njerëzve.

Besimi islam, si fe e shumicës së popullatës në Kosovë, si dhe përfaqësuesit e këtij besimi, në vazh-




dimësi bëjnë thirrje për tolerancë, njohje, dialog dhe bashkëpunim reciprok ndërmjet komuniteteve fetare, për të rritur stabilitetin dhe për të garantuar paqen në Kosovë dhe rajon. Është e vërtetë se njerëzit janë krijuar të ndryshëm e për t'u njohur në mes vete, e jo për të treguar e shprehur urrejtje ndaj njëri-tjetrit. Këtë e thekson edhe Kurani, që në fillim të shpalljes së tij, kur thotë: "O njerëz, Ne ju kemi krijuar prej një mashkulli e një femre, dhe ju bëmë popuj dhe fise, që ta njihni njëri-tjetrin. Më fisniku tek Allahu është ai që më shumë e ka frikë Atë. Allahu me të vërtetë është shumë i Ditur dhe i informuar mirë."

Nëse i analizojmë dhe i zbërthejmë mirë burimet kryesore të fesë islame, Kuranin dhe traditën profetike, do të shohim se që ty dy burimet, me format dhe rregullat e tyre, në mënyrë reale trajtojnë çështjen e dialogut ndërfetar, tolerancën, barazinë dhë bashkëjetesën ndërmjet besimtarëve me përkatësi të ndryshme fetare dhe kombëtare.

**Kurani dhe liria e besimit**

Në vazhdim do t'i citojmë disa ajete kuranore, ku theksohet qartë liria e besimit: "Në fe nuk ka dhunë" (El Bekare, 256). Ndërsa, në ajetin tjetër theksohet se zgjidhja përfundimtare e besimit është çështje personale: "Thuaj: e vërteta është nga Zoti juaj, prandaj kush do le të besojë, e kush do le të mos besojë." (El Kehf, 29).

Koncepti paqësor ndaj besimeve tjera vërehet edhe në ajetin tjetër, në të cilin thuhet: "Ti këshillo, ti je vetëm këshillues. Ti ndaj tyre nuk je detyrues." (El Gashije, 21-22).

Muhamedi a.s., në shtetin islam, me ligje e kishte garantuar mbrojtjen dhe sigurinë e pjestarëve të feve qiellore. Në një hadith të Pejgamberit a.s. thuhet: "Ai që mundon një hebre ose një të krishter, në Ditën e Gjykimit mua do të më gjejë si paditës."

Kjo frymë e paqes dhe e tolerancës do të vazhdojë gjatë gjithë historisë së zhvillimit të kulturës dhe civilizimit islam. Islami gjatë historisë së tij, në gjirin e vet asnjëherë nuk ka pasur grupe inkuizicioni, dhe asnjëherë nuk ka pasur për qëllim ndërrimin me forcë të fesë së ndonjë populli. Edhe shoqëria jonë, nacionalitetet tona, pavarësisht bindjeve fetare dhe nacionale, duhet të kuptojnë njëherë e përgjithmonë se realiteti dhe fati, jo vetëm yni por i gjithë botës, është larmi

bindjesh e besimesh. Ky është vullneti i Krijuesit të gjithësisë, dhe kush mund të marrë guximin të ngrihet kundër vullnetit të Tij!

### Islami ofron vizionin e një jete tolerante dhe paqësore

Islami nga besimtarët e vet jo vetëm që kërkon dialog, bashkëpunim, mirëkuptim me pjesëtarët e feve tjera, por ai shkon edhe më larg, dhe nga bashkëpunimi reciprok kalon në shkallën e njohjes, që është shkalla më e lartë e tolerancës, dhe garanci për të drejta të barabarta mbarënjerëzore si vlera universale për bashkëjetesë.

Nëse fetë qiellore dhe besimin e vërtetë në Krijuesin e gjithësisë e trajtojmë në këtë dritë dhe e shikojmë në këtë prizëm, atëherë edhe pikët e përbashkëta ndërmjet hebreizmit, krishterimit dhe Islamit do të ishin më të mëdha. Në këtë rast do të nxierrej përfundimi se keqkuptimi dhe konfliktet kanë ardhur nga interpretimet e shtrembëruara, nga devijimet që u janë bërë shpalljeve dhe që po u bëhen edhe sot, e jo nga shpalljet burimore dhe nga pejgamberët e tyre. Mendojmë se bota sot, por edhe shoqëria jonë, ka nevojë që t'i shfrytëzojë energjitë pozitive fetare në zgjidhjen e problemeve dhe konflikteve në rrugë paqësore nëpër shoqëri të ndryshme të botës, e veçmas në zgjidhjen e problemeve morale e shpirtërore të tyre.

Këtë e vërteton edhe fakti i pakontestuar se, sot bota posedon pasuri dhe të mira materiale më shumë se kurrnjëherë më parë, por aq sa të shtohen begatitë dhe të mirat materiale aq më shumë shtohet pasiguria dhe rrezikimi i paqes. Pra, gjykohet kështu ngase besimi i pastër dhe i sinqertë në Krijuesin e gjithësisë është i vetmi burim që te individi dhe shoqëria prodhon paqe, dhe atë pa ndërprerje, por edhe qetësi dhe stabilitet. Lidhur me këtë, një citat kuranor thotë: "Ata që besuan, dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurtë, dhe ata janë në rrugë të drejtë". (El En'amë, 82).

Mbështetur në këtë premisë, Islami ofron vizionin e një jete tolerante dhe paqësore, ku duhet të mbretërojë ligji, drejtësia, rendi, paqja dhe harmonia në jetën shoqërore. Islami pra synon të rregullojë mardhëniet njeri-njeri, njeri-shoqëri, njeri-natyrë dhe njeri-Krijues.

### Toleranca ndërfetare në Kosovë

Sa i përket tolerancës ndërfetare në Kosovë, këtu vlen të përmendim se, edhe pse populli shqiptar numerikisht është i vogël dhe i ndarë në tri konfesione e disa rite, historia nuk mban në mend të ketë ndodhur ndonjëherë konflikt fetar. Aq më tepër, ai gjatë historisë tregoi një tolerancë dhe respekt të paparë edhe ndaj religjioneve dhe objekteve sakrale të fqinjëve të tij, duke i ruajtur ato brez pas brezi.

Shqiptarët për shekuj me radhë i kanë ruajtur kishat ortodokse në Kosovë, si dhe familjet serbe kur ato kishin nevojë. Mjerisht, objektet fetare islame në Serbi, si dhe popullata myslimane atje, nuk patën të njëjtin fat. Beogradi në kohën e Perandorisë Osmane kishte afër 85 xhami, mesxhide, mejtepe e medrese, e sot ka vetëm një xhami.

Të njëjtën fatkeqësi objektet fetare islame e pësuan edhe gjatë agresionit të fundit serb në Kosovë. Vlen të përmendim se gjatë periudhës 28 shkurt 1998 – 20 qershor 1999, nga soldateska serbe u dogjën, u granatuan dhe u shkatërruan 218 xhami, nga 560 sa i kishte Kosova, disa prej të cilave me vlera të mëdha arkitektonike.

Edhe pse ne jemi të mendimit se konflikti serbo-shqiptar në Kosovë nuk kishte karakter fetar, pala serbe është përpjekur që simbolet fetare t'i përdorë për mobilizimin e forcave serbe, për pastrimin e territoreve ku jetonin shqiptarët, si dhe për zhdukjen e monomenteve kulturore të tyre, siç janë: xhamitë, minaret, mejtepet etj.

Me gjithë ato që kanë ndodhur në Kosovë, qoftë në të kaluarën e largët apo të afërt, shqiptarët si popull shumicë në Kosovë i janë kthyer ardhmërisë, dhe jetësisht janë të interesuar për stabilizimin e gjendjes në të.

Duke pasur parasysh rëndësinë që ka toleranca, dialogu dhe ndërtimi i paqes në Kosovë, si dhe rolin që mund ta kenë institucionet fetare në ndërtimin e paqes, Bashkësia Islame e Kosovës, institucionet e saja edukativo-arsimore dhe imamët anë e këndë vendit në vazhdimësi janë duke u angazhuar që me mësimet dhe predikimet e tyre të përçojnë mesazhet hyjnore që thërrasin për paqe, tolerancë, dashuri, respektim të tjetrit, e para së gjithash për falje e mirëkuptim.

Në vend të përfundimit dua të konkludoj se: "Për të qenë toleranca fetare e aplikueshme në shoqëritë multikonfesionale, dhe dialogu i arritshëm, duhet që të dy palët ta njohin më mirë njëra-tjetrën, si dhe t'i ndryshojnë gjykimet e mbetura nga e shkuara. Vetëm në këto kushte palët mund të kuptohen më mirë me njëra-tjetrën.

Për t'u krijuar mirëbesimi i thellë, dhe për t'u zhdukur çdo lloj dyshimi në mes palëve në dialog, duhet bërë një punë shumë më e madhe dhe një aktivitet shumë më i gjallë nga secila palë.



Fatmir Beka

# Elmaze Zeka,
## dëshmitare e krimeve serbe në Kosovë

Ndonëse kanë kaluar 16 vjet nga koha e luftës, pasojat e saj, traumat, dhembjet për humbjen e më ta dashurve, mos-zbardhja e fatit të shumë të tjerëve, sikurse edhe gjendja në Mitrovicë, edhe po të donim, nuk të lënë të harrohet. Ajo që përjetuan mitrovicasit, dhe që po vazhdojnë ta vuajnë në një ose shumë mënyra, edhe sot është e rëndë dhe e papërballueshme.

Kemi dëgjuar shumë raste që persona të ndryshëm, ndonëse janë ndaluar nga policia, gjatë gjykimit dhe në mungesë të dëshmive dhe dëshmitarëve janë liruar, edhe pse ishin pjesëmarrës në katrahurën dhe krimet që u bënë ndaj civilëve shqiptarë në periudhën vitit 1998 dhe 1999.

Mirëpo, për fat ka edhe njerëz që duan të flasin dhe të tregojnë me gisht drejt atyre që i bënë krimet, që torturuan, kidnapuan, rrahën, dëbuan dogjën edhe bënë krim mbi krim duke "kontrabanduar" edhe trupat pa jetë të shqiptarëve në vise të ndryshme, e që edhe sot e kësaj dite ende nuk dihet se ku janë mbetjet e tyre mortore.

Një grua në moshë, që nuk është trembur as në kohët më të zeza të luftës, që ka dalë hapur dhe ka thënë çdo gjë që kishte parë dhe përjetuar, është edhe Elmaze Zeka, një grua 66 vjeçare nga qyteti i Mitrovicës.

Elmazja, me vendbanim në ndërtesën e parë djathtas, menjëherë pas kalimit të Urës së Ibrit, gjatë gjithë periudhës se luftës (përkatësisht pjesës më të rëndë të saj - bombardimeve të NATO-s) dhe krimeve të shumta që u kryen, ka qëndruar në banesën e saj, në katin e dytë, që ia ka mundësuar pamjen edhe nga rruga kryesore, edhe nga ballina përballë xhamisë, por edhe prapa te parkingjet brenda rrethit të banesave.

"Banesa ime gjendet në këndin e parë të banesave, në të djathtë të rrugës, sapo të kalohet ura mbi Ibër, më saktë përballë "Dolce Vitës" së famshme, ku tash e sa kohë kanë selinë rojet e urës dhe grupet e ndryshme serbe. Gjatë gjithë kohës së luftës unë kam qëndruar në banesën time, ndërsa nga atje jam dëbuar me dhunë në vitin 2001, saktësisht më 30 janar, kur mbi 50 serbë patën demoluar hyrjen, banesën, patën shkatërruar shumëçka dhe më patën rrahur për vdekje", thotë Elmazja.

"E mbaj mend fare mirë gjendjen e atëhershme, pra kur ka qenë situatë shumë e vështirë për të gjithë qytetarët e Mitrovicës, e posaçërisht për ata që kanë pasur shtëpitë apo banesat në pjesën andej Ibrit", shprehet ajo, duke vazhduar se: "Ka qenë 29 apo 30 prilli, nuk jam shumë e sigurt, kur lëvizjet e çorientuara të serbëve janë intensifikuar shumë dhe kryhenin aksione në formë të pakontrolluar, me zhurmë e krisma, me britma. Tri herë kanë tentuar ta djegin xhaminë, por assesi të digjej", thotë Elmazja.

"Kjo më ka bërë shumë përshtypje, pasi 'piromanët' serbë që donin të zhduknin çdo gjë që ndërlidhej me traditën, zakonet apo trashëgimin shqiptare, e kishin në thumb për sulm dhe shkatërrim. Ata donin njëherë e mirë të pastronin çdo gjë shqiptare në atë pjesë, sikur qysh atëherë të kenë pasur në plan këtë që duan sot, ndarjen e Mitrovicës dhe të Kosovës", shprehet Elmazja.

### Djegia e xhamisë

Pas kaq përpjekjeve, në herën e katërt këta 'piromanë' të sëmurë arritën që t'i vënë zjarrin xhamisë së Ibrit, e kjo ka qenë një goditje e madhe për të gjithë ne shqiptarët dhe joserbët që jetonin atje, sepse me djegien e objekteve fetare ishte sinjali se ata do të bënin çdo gjë edhe kundër





njerëzve. Ndërsa më e keqja ka qenë se, gjatë djegies së xhamisë dhe kompleksit që përfshinte objektin e xhamisë relativisht të madhe: tri shtëpi, dy lokale afariste dhe një kafiteri, të gjitha me podrume, ka pasur edhe zëra trishtues, që jepte të dyshime të bazuara se mund të jenë djeg edhe qytetarë shqiptarë", thotë ajo, duke përjetuar dhe risjellë në mendje ato skena të llahtarshme.

"Nuk mund të përshkruhet ajo situatë, përveç tymit e flakës dhe dhembjes së madhe të të gjithë neve që ishim strukur në banesat tona. Kemi dëgjuar zhurma trishtuese dhe britma të frikshme dhe shumë të qarta (pasi largësia nga banesa ime deri te xhamia ishte më pak se 30 metra (vijë ajrore). U dëgjua po ashtu edhe aroma e rëndë, ndotja e balkonit dhe dritareve me një njollë të zezë (të yndyrshme) të cilën me ditë e mezi e kemi pastruar", thotë Elmazja.

"E vetme në banesë ku shumica e banorëve ishin serbë, me ditë kam rënë edhe jam gdhirë pa gjumë, si thonë, me veshë në krah, nga frika për më të keqen. Dikur sikur frika u bë pjesë e përditshmërisë dhe jetës sime", vazhdon rrëfimin e saj Elmazja.

### Djegia e xhamisë dhe zhdukja e çdo shenje të saj

"Gjithë kësaj i kanë paraprirë shumë raste të tjera, ku janë futur grup e grupe njerëzish, ku janë keqtrajtuar dhe me ditë janë dëgjuar britma dhe zhurma të vazhdueshme nga rrahjet dhe torturat që u bëheshin në objektin e xhamisë. Kam vërejtur se aty silleshin njerëz grup e grupe, dhe fillimisht vinte një automjet, ku kishte të vendosur armë të rënda: mitralozë apo armë më të rënda, e pastaj të tjera, dhe të gjitha ishin në të zeza. Nuk e di numrin e tyre, po nga zhurma duhet të ketë pasur shumë", thotë ajo, duke kujtuar se në mesin e tyre ka njohur një paramilitar serb me emrin "Qulla", me të cilin kishte pasur probleme edhe pas hyrjes së trupave shumëkombëshe të KFOR-it.

Madje, ka qenë vetë denoncimi që ajo kishte bërë në polici për ndalimin e tij disa vite më pas, mirëpo ajo tani nuk ka informacione nëse ai është dënuar ose jo, për çka seriozisht edhe dyshon.

"Pas djegies së xhamisë e edhe të atyre britmave tmerruese e të frikshme, paramilitarët serbë sollën një ekskavator, që rrafshoi mbeturinat e mbetura, ndërkohë që po atyre ditëve u bombardua edhe ndërtesa e policisë (SUP-it), që ndodhet disa qindra metra më lart, e që hetohej nga ndriçimi, detonimi shumë i madh dhe djegia e plotë e tij.

Të gjithë ato mbeturina nga shkatërrimi i ndërtesës së SUP-it u dërguan në vendin ku ishte xhamia, duke u rrafshuar vendi, dhe më pas po ai vend u betonua", shton Elmazja.

Shoqata "Zëri i Prindërve", që vepron në Mitrovicë, dhe që një nga objektivat kryesore ka zbardhjen e fatit të personave të pagjetur, sipas Bajram Çerkinajt-kryetar, ka të evidentuar 9 vende të dyshimta për varreza masive në komunën e Mitrovicës, ndërsa një ndër ta është edhe ish-hapësira ku ishte xhamia e Ibrit, në bregun tjetër të urës kryesore.

Kjo zonë, me gjithë kërkesën e vazhdueshme drejtuar institucioneve vendore e ndërkombëtare për hulumtim, asnjëherë deri më tani nuk është hetuar, dhe nuk është bërë asgjë, ndonëse jo vetëm dëshmia e Elmazës por edhe e qytetarëve tjerë jep fakte për mundësinë e varrezës masive në atë vend.

Edhe Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë shumë herë, përmes krerëve të vet, në të gjitha takimet me ndërkombëtarë, ka kërkuar jo vetëm hulumtimin për dyshimet e hapura se mund të ketë varrezë masive, por edhe rindërtimin e xhamisë së Ibrit, por kërkesat drejtuar institucioneve vendore, administratës së UNMIK-ut, por edhe KFOR-it, pa mohuar të drejtën e rindërtimit, janë prolonguar, për faktin se ajo mund të nxitë tensione dhe të destabilizojë situatën në Mitrovicë.

Qytetarët mbajnë mend deklaratën e ish-kreut të KFOR-it, Byler, që pati theksuar se do të krijohen kushtet për rindërtimin e këtij objekti të kultit, por Byler kreu mandatin pa arritur ta realizojë këtë gjë, ndërsa krerët tjerë të KFOR-it çdoherë arsyetohen me mungesën e sigurisë dhe tensionimin e mundshëm të situatës. Mitrovicasit kritikojnë këtë hezitim, aq më parë që në "Kodrën e Minatorëve" serbët pas luftës kanë ndërtuar një objekt të madh kishtar, në një vend ku asnjëherë më parë nuk ka pasur kishë, ndërsa aty ku me shekuj ka ekzistuar objekti i xhamisë, ku ka fakte se mund të ketë mbetje mortore të personave shqiptarë nga pasluftan ende nuk ndërmerret asgjë në hulumtimin apo ndërtimin e saj!!!



Emin Salih Maksutaj

# Gjeneza e familjes Maksutaj

**Familje me traditë kombëtare e fetare (1)**

Fshati Orroběrdë (Kodër e Shqiponjave) është vendbanim - kodrinor malor, të cilin në kohën e Shqipërisë (gjatë viteve 1942-1944) e quanin, Pranverë. Si vendbanimet tjera, që kanë pasur emra autoktonë shqiptarë, Orrobërda është vendbanimi i vjetër ilir. Orrobërda ka një sipërfaqe prej 58. 85277 m2, me 180 familje, me 850 banorë shqiptarë. Ky vendbanim në veri kufizohet me fshatin Kaliqan, në verilindje me Studenicën e Kamenicën, në lindje me Lubovën, ndërsa kah jugu shtrihet deri në Banjën "Ilixhe", kurse në perëndim me Baicën dhe Dubovën e Vogël.

Banorët e fshatit janë vendës denbabaden, qysh nga koha dardane. Vendbanimi ka klimë kontinentale të ndryshueshme, shpeshherë me verë të thatë e të nxehtë dhe me dimra të ashpër dhe të ftohtë. Shumica e banorëve i përkasin fisit Gash – me mbiemra të ndryshëm: Maksutaj, Mulaj, Muzlijaj, Turkaj, Hetemaj, Pacaj, Gashi etj. Ka edhe fise të tjera si: Kelmend- Hakaj lagjja më e madhe në fshat me 50 familje, përafërsisht 200 banorë, që kanë prejardhje nga Rugova, lagjet: Haziraj, Elezaj, Neziraj, Mirahaj dhe Zogaj, janë të fisit Krasniqe.

Ky fshat është i njohur si vend i Lëvizjes Kaçake, ku ballistët e Orrobërdës kanë qenë të organizuar mirë. Një numër i madh i burrave të këtij fshati kanë rrokur pushkët dhe kanë dalë në mal për t`i rezistuar pushtuesve të huaj: turq, serbë e malazez, bullgarë etj. Okupatorët serbo-malazez kanë vrarë, plaçkitur e djegur pasuritë e shtëpitë e shqiptarëve, ku i kanë dëbuar nga trolli shekullor, duke i internuar e burgosur banorët, sidomos familjet e njohura që u kanë bërë rezistencë të armatosur, dhe që nuk i janë përulur armikut. Ka familje nga ky fshat që prej dhunës janë shpërngulur në Shqipëri, si familjet e Ramë Muratit dhe Ali Shabanit, të cilat qe 85 vjet jetojnë në Shinovllash[1], rrethi i Durrësit, ku mbreti Ahmet Zogu u dha tokë, pasuri edhe atje njihen me mbiemrin Gashi, të cilat tashmë janë 13-14 familje. Prej vitit 1912-1946 në fshatin tonë janë vrarë 32 shqiptarë nga çetnikët serbo-malazez.

Edhe në luftën e fundit në Kosovë 1998-1999, për liri ranë pesë (5) dëshmorë, dy (2) ushtarë në APJ (Armatën Popullore Jugosllave), katër (4) martirë (banorë të paarmatosur, një plak i moshuar 88 vjeçar, ndërsa një (1) banor shurdhmemec si dhe një (1) banor i zhdukur qe 16 vjet.

Familja jonë ka tre mbiemra: Maksutaj, Gashi dhe Tabaku, që jetojnë edhe në qytetin e Pejës qe 90 vjet. Gjatë një shekulli jemi të njohur me mbiemrin Hoxhaj, sepse gjatë kësaj periudhe kohore nga familja jonë, e ngushtë i kanë shërbyer popullsisë së trevës së Dukagjinit, gjegjësisht në komunat Pejë dhe Istog (Burim) tetë (8) imamë (hoxhallarë) predikues të mësim - besimit islam.

Edhe pse, me keqardhje, kemi pak shënime për ata ngase barbarët serbo-malazez në vitin 1999 ia vënë zjarrin kullës sonë si dhe shtëpive të axhallarëve. Megjithatë, dokumentacioni është djegur plotësisht. Por, në bazë të shënimeve që i kemi gjetur tek miqtë tanë, me këtë rast me radhë do t`i përmendim dhe veprimtaritë e tyre në shërbim të qytetarëve.

### 1. Hafëz Jusufi – Jusa

Hafiz Jusufi është shkolluar në Turqi, në Stamboll për mësim-besim islam, të cilin e kanë quajtur hafëz Harkagoli, sipas një emërtimi të vjetër ilir, që gjendet në lagjen tonë. Flitet se kur e ka kryer medresenë, në kohën e Perandorisë Osmane, disa javë ka zgjatur udhëtimi i tij deri në Kosovë (vendlindje).

Ai ka njohur gjuhën turke dhe arabe dhe ka shërbyer imam xhamie tre vite në xhaminë e Kaliqanit si dhe disa vite imam (hoxhë) për muajin e shenjtë të Ramazanit, në fshatin e lindjes, në Orrobërdë.

Hafëz Jusa (Harkagoli), si e quante populli, ka falë 5 (pesë) vakte namaz, ka agjëruar si dhe ka dhënë zekat. Flitet se ka qenë humanitar, meqë i ka ndihmuar mjaft familje të varfëra. Në vitin 1913 kanë shkuar disa fshatarë të fshatin tonë si Ali Hamëz Haziraj, Halil Sylë Mulaj etj, për t`u ndihmuar ushtarëve turq në luftë, në kohën e Hyrrjetit, siç e quan populli. Ata kanë shkuar për t`u përshëndetur me hoxhën, Ai i ka pyetur se ku po shkonin. Ata i tregojnë se po shkonin për t`i ndihmuar



*Xhamia e fshatit Kaliqan, e ndërtuar përafërsisht në vitin 1850, e shkatërruar më 14.4.1999, e renovuar pas luftës së fundit në Kososvë në vitin 1999.*



*Pamja e xhamisë së Studenicës, e ndërtuar përafërsishtë në vitin 1804, e shkaterruar më 12. 4. 1999, e renovuar pas luftës së fundit në Kosovë në vitin 1999*

ushtrisë turke në luftë, në një vënd afër Fushë Kosovës. Hoxha ndonëse plak dhe i sëmurë ua jep disa të holla - lira (për të blerë bukë e gjëra të tjera) sepse rruga ishte e largët. Dhe, pas një kohe ishte sëmurë rëndë vdes në vitin 1914. Atje, në luftë, kishin marrë lajmin se ka vdekur Hafëz Jusa, kishin deklaruar fshatarët! Hafëzi ka qenë i martuar me Fatmushen. Ata ndonëse jetuan një kohë bashkë, por nuk kanë lënë trashëgimtarë. Varrimi i tij është bërë në tokën e vendlindjes, me ceremoni kombëtare dhe fetare, sipas traditës shqiptare. Paqja dhe rahmeti i Allahut (Zotit) qoftë mbi të! [2]

### 2. Hafiz Emini

Hafëz Emini ka qenë gjyshi im, emrin e tij e kam trashëguar unë (Emin Salih Emini). Ai mësimin për fenë Islame e ka mësuar në Medresenë e Shkupit, ku ka qenë imam (hoxhë) gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit tri vite, që nga 1915-1918 në kohën e borgjezisë serbe në vendlindje, në Orrobërdë. Ka njohur (ditur) dy gjuhë orientale, turke dhe arabe. Ai ka lexuar Kuranin si dhe ka falë pesë vakte namaz, ku ka dhënë zekatin.

Në kohën kur është djegur fshati ynë, më 1919, nga radikalët serbo-malazez banorët shqiptarë kanë ikur për të shpëtuar jetët dhe janë strehuar nëpër bjeshkë (male) mbi fshatin Kaliqan, në bjeshkën që quhet Korenik. Sikurse të tjerët edhe hafëz Emini me anëtarët e familjes së vet ishte strehuar po aty. Banorët e fshatit Studenicë, kanë shkuar dhe e kanë marrë hafëz Eminin, i cili u shërbeu si hoxhë (imam) në xhami të fshatit.

Hafëz Emini ka sherbyer aty 10 vjet me radhë, që nga 1919-1929, e që ka banuar te familja Zeqiraj, Demir Sylët, ku aty i kanë lindur tre fëmijë, djali i tretë Aliu më 1920 dhe dy vajzat, Ajshja e lindur në vitin 1923 dhe Ryva më 1926. Kullën e Hoxhajve e kishin uzurpuar familjet e kolonistëve malazez: Vllanoviqët, Boshkoviqët dhe Popoviqët,

Hafëz Emini mbante tufën e deleve, lopëve, kuajve etj. Kurbanët më shpesh i falte sesa i shiste. Vlen të theksohet dhe është çuditshme se kurbanin që vendoste ta falte, për riza të Zotit, atë e ngarkonte në samar, mbi kalë të vet, dhe ua çonte te shtëpia atyre që ua falte. Në fund atij myslimani që i dhuronte kurbanin e pyeste, a e ka kabull dhe a e pranon këtë kurban?

Hafëz Emini hakun (drithërat: misër, grurë, fasule etj., që ia çonin fshatarët – xhemati i fshatit Studenicë) nuk ua merrte fare dhe u thoshte: "Jo, unë kam boll për familjen time, por çojani (jepjani) mulla Jashës (hoxhë i vjetër)!" jo i pasur. Mevlydin kur e lexonte sipas dëshirës së xhematit (qytetarëve) asnjëherë nuk pranonte pagë. Tatimin për familjën e vet, që i paguante pushtetit të huaj serbo-malazez, hoxha nuk shkonte ta paguante vetë në zyrë, në Vrellë, sepse ai me atë veshmbathje që hyn në xhami – nuk hyn në zyren e armikut. Pagesën për tatim ia jepte dikujt, ndonjë fshatari, të cilin e porositte ta paguante tatimin edhe për familjen tij, gjë që ia jepte të hollat. Shpeshherë edhe më tepër e qeraste (e shpërblente) atë person për shërbim që e kryente, në shtatë fshatrat përreth, për të vdekurit meshkuj dhe ceremoninë fetare e bënte hafëz Emini. Ndërsa për femra, varrimin e bënte plaka e tij e Hyre Lucaj (Isufaj) Hoxha. Ajo me kalë me samar, shkonte nëpër familjet e fshatrave tjera dhe e kryente ceremoninë e varrimit, pa kurrfarë pagese. Hafëz Emini ka pasur shumë pasuri bujqësore tokë pjellore, (mal, pyll, 20 ha), "ku vendi quhet Zhigu i Hafëzit". Kështu në regjistrat kadastralë të gjeodezisë, nëpër toponimet dhe hartat gjeografike, ushtarake njihet pylli i regjistruar "Zhigu i Hafëzit"

Hafëz Emini ka vdekur përafërsisht në vitin 1930. Ai la pas vetes tre djem dhe dy vajza si trashëgimtarë: Mustafën, Salihin, Aliun, Ajshen dhe Ryvën. Musta-

fa nuk kaloi shumë kohë dhe vdiq 1934, Salihu pas shkollës fillore vazhdoi në Medresenë e vjetër katër vjeçare në Pejë gjatë viteve 1935-1939, ku diplomoi me sukses të shkëlqyeshëm. Salihu ishte në gjeneratë me hoxhallarët e njohur të kësaj ane: mulla Zekë Berdynën e Radacit, mulla Ramush Shatrin e Tomocit, mulla Isa Haxhiun e Dubovës së Madhe, mulla Hysen Berishën e Ruhotit e shumë të tjerë.

Aliu i mësoi bazat e para të gjuhës arabe, prej vëllait Salihit dhe mësoi një kohë te mulla Jasha, hoxhë i Studenicës. Ai vazhdimisht lexonte Kur`anin dhe i kryente obligimet tjera fetare islame. Ajshja dhe Ryva u martuan në Pejë, ku jetuan një kohë dhe kanë lënë trashëgimtarë.

Hafëz Emini vdiq fizikisht, kaloi në ahiret (amshim), por fjalët dhe veprat e tij edhe tash përdoren në popull. Ai u varros në tokën e vendlindjes, sipas traditës kombëtare dhe fetare shqiptare. Paqja dhe rahmeti i Allahut (Zotit) qoftë mbi të!3

### 3. Mulla Hamdi Tabaku

Sikurse është cekur, më parë, në këtë monografi të shkurtër, Mulla Hamdi Tabaku i këtij trangu është (djali i axhës së babait tim Salih Hoxhës), por që 90 vite jeton në qytetin e Pejës. Ai është i lindur më 16. 1. 1907, nga babai Ismajli dhe nënë Adilja. Ai kishte bashkëshorte Gjylfidanen, dy vëllezër Shyqeriun dhe Zijain dhe motrën Binazen. Ka qenë njeri me autoritet të madh në popull. Ishte përgatitur edhe për lëmin shkencor dhe fetar, ku mësimet e para për islamin i ka mësuar te daja i tij, Hafëz Eshref Islami, imam shumëvjeçar në çarshi - xhaminë e Pejës. Më vonë ai mësoi në Medresenë e vjetër në Pejë, ku kryen kursin pedagogjik 20 vite (1947-1967) ka mbajtur mësim në Shkollën fillore "8 Marsi" në Pejë (afër hamam-xhamisë). Ka shërbyer si imam (hoxhë) për muajin e shenjtë të ramazanit në shumë fshatra të komunës së Pejës dhe Istogut: në Sverkë të Gashit, në vitin 1943, Qyshk në vitin 1945, në Lozhan 1986, komuna e Pejës, në fshatin e prindërve të tij në Orroberdë 1955-56, në fshatin Lluga, komuna e Istogut gjatë vitit 1957 e gjetiu. Po ashtu, vlen të theksohet se si ai ka zëvendësuar imamin e hamam-xhamisë, sipas nevojave në Pejë, ku ka kryer obligimet fetare si çdo mysliman e myslimane, së paku një herë gjatë jetës së vetë, nëse ka mundësi financiare. Vizita e qabesë, nga haxhi Hamdiu, ishte në vitin 1965. Ka qenë aktiv si sheh në teqenë kaderi, me qendër në Prizren, 20 vite të sheh Xhemalia. Ai la pas vetes trashëgimtarë dy djem Fetihun dhe Ismajlhakiun si dhe tre vajza: Ifaketen, Myzaqeten dhe Rejhanën, të cilët janë gjallë dhe jetojnë në qytetin e Pejës, ku kanë familje dhe fëmijë. Djemtë e tij merren me punët e përditshme si dhe me tregti. Haxhi Hamdi Tabaku ka vdekur pas një jete të gjatë, 90 vjeçare, më 30. 9. 1997. Ai kaloi në ahiret dhe trupi I tij është varrosur sipas traditës kombëtare dhe fetare shqiptare, në varrezat e qytetit në Pejë. Paqja dhe rahmeti i Allahut (Zotit) qoftë mbi të! [4]



*Mulla Hamdi Tabaku*

### 4. Salih ef. Maksutaj

Salih ef. Maksutaj është i biri i dytë i Hafëz Eminit, i lindur më 5. 9.1914 në fshatin Orrobërdë. Shkollën fillore e kreu në Vrellë, kurse të mesmen Medresenë e vjetër në Pejë katër vjeçare (1935-1939) me sukses të shkëlqyeshëm. Ai ishte në gjeneratë me hoxhallarët e njohur të kësaj ane: me mulla Zekë Bërdynen e Radacit, mulla Ramush Shatrin e Tomocit, me mulla Isa Haxhiun e Dubovës se Madhe, mulla Hysen Berishën e Ruhotit dhe shumë të tjerë.

Mësimet e para të Islamit ai mori nga babai i tij dhe axhallarët. Fjalën e urtë popullore shqiptare "pa vatan s`ka iman", së pari çështja kombëtare e pastaj atë fetare, ai veprimtarinë filloi, kundër armiqve sllavë, si kryetar i ballit kombëtar në këtë trevë, ku bashkëpunoi me ilegalen kaçake, me burrat e njohur shqiptarë të kësaj çështjeje: me Ba-



*Salih ef. Maksutaj*

jram Gashin e Uçës, Bardh Isufin, Tahir Bajram Maksutin (me Ali Hoxhë Maksutin, ishte vëllai i Salihit), Ali Shaban Muzlijaj, Hajdin Zekë Muzlijaj etj., të fshatit Orrobërdë, me mulla Zekë Bërdynën e Radacit, Qerim Sadri Sadikajn e Studenicës, Sadik Ramë Gjurgjevikut e shumë të tjerë. Por për shkaqe familjare dhe politike, Salih Hoxha nuk pati mundësi t`i vazhdojë mësimet fetare në Medresenë e madhe në Gjakovë (sikur që vepruan shokët e gjeneratës së tij) te imami dhe pedagogu i njohur gjakovar- hafëz Fahri Ilazi. Kjo vatër e arsimit cilësor punoi që nga viti 1748-1948. Kështu në vitin 1938 doli gjenerata e parë e talebëve (nxënësve) të kësaj Medreseje. Ku dolën shumë kuadra të afta për predikimin e fesë islame si: Muhamed Gashi, imam në xhaminë e kuqe në Pejë, mulla Zekë Bërdyna, imam në Xhaminë e Novosellës, mulla Ramush Shatri në xhaminë e Tomocit dhe shumë të tjerë. Mësimet fetare, që zhvilloheshin në Medresenë e Madhe në Gjakovë, që ishin të nivelit me Medresenë e Stambollit në Turqi. Këtë e udhëhiqte Hafëz Fahri efendi Ilazi, por kishte edhe mësimdhënës të tjerë, si pedagogë fetarë të njohur në Kosovë dhe në Shqipëri.

Salih Hoxha, pasi që vdiq babai i tij Hafëz Emini, përafërsisht në vitin 1930, si dhe vëllai i madh Mustafa në vitin 1934, duhej kujdesur për familjen pesanëtarëshe si dhe nënën Hyrë - hoxhanicë plakë dhe e sëmurë. Pastaj vazhdoi veprimtarinë kombëtare si ballist kundër çetnikëve serbo-malazez. Salih Hoxha kishte autoritet të madh në popull të kësaj treve. Ai nga natyra ishte mjaft inteligjent dhe i arsimuar. Ai në mënyrën ilegale, nga konsulli i ambasadës shqiptare, në Shkup sillte abetare dhe libra të tjerë shqip dhe i fshihte në fshatin Vrellë, te Ismajl Ali Bicaj si dhe te Avdyl Sylë Mavraj etj. [5]

Ai i njihte tri gjuhë botërore: turqishten, arabishten dhe italishten. Ai komunikonte me ushtrinë italiane, sepse Salih Hoxha në atë kohë (1942-1943) ishte kryetar i komunës në Vrellë, gjë që si dëshmi kemi dokumentin origjinal me shkrim nga mbretnia shqiptare nr: 404- nënprefektura Istog më 9. 4.1943 XXI nënprofekti Qamil Luzha.

Ai u emërua si imam i xhamisë në Vrellë me dekretin nr: 4192/40, më 28 shtator 1940, por më shumë u mor me punë administrative. Si imam, për muajin e shenjtë të Ramazanit, Salihi gjatë viteve 1942-1943 ishte në fshatin Prigodë dhe Kamenicë të komunës së Istogut. Në nëntor të vitit 1944 sllavo-komunistët e ftojnë Salih Hoxhën në bisedë, kinse për luftë të përbashkët kundër fashizmit gjermano-italian, mirëpo ai ishte përgjigjur: "Bashkëpunim me shkije nuk ka, se jeni të pabesë. Ju luftoni në Serbi e Mal të Zi… e ne do të luftojmë në Kosovë."

Pas mbledhjes së 5 korrikut 1945 në Kuvendin e Prizrenit, ku me dhunë u miratua rezoluta e aneksimit të Kosovës, nga Serbia federale, nga sistemi sllavo–komunist (çetnik) i atëhershëm Salih Hoxhën e shpallën armik të shtetit dhe të popullit. Atij ia internojnë 6 anëtarët e familjes, në burgun e Istogut, për 6 muaj. Po ashtu, atij ia konfiskojnë pasurinë tokën, ku ia marrin bagëtinë: lopë, dele, kuaj etj, si dhe drithin dhe gjerat tjera ushqimore, si dhe rrobat: shtrojë e mbulojë etj. Kështu, vazhdimisht, plot 40 vite vëllai Aliu dhe djali i tij Emini ishin të përcjellur me dhunë nga UDB-ja jugosllave. Vlen të ceket këtu se udhëheqës të UDB-së jugosllave për Kosovë e Metohi atëherë ka qenë një malazez i Dobrushës së Istogut, Mujash Nikolla Milatoviç edhe komunisti Ali Shukriu, të cilët iu ka sjellë shumë dëme shqiptarëve.

Salih Hoxha është tradhtuar nga një bashkëpuntor i UDB-së jugosllavo-çetnike në fshatin Carrabreg, komuna e Deçanit, pasiqë e ka strehuar në besë, në shtëpinë e tij, në mënyrë ilegale, e ka lajmëruar milicinë - UDB-në në Deçan: "Ballistin e njohur Salih Hoxhën e kam në shtëpi" - u ka thënë.

Forca të shumta policore sllavo-çetnike herët në mëngjes, pa lindur dielli, e rrethojnë shtëpinë e atij tradhtari: Salihu i heton dhe zgjohet nga gjumi dhe e thërret të zotin e shtëpisë "Më paske tradhtuar në besë të Zotit e të shqiptarit në shtëpinë tënde sa isha në gjumë! Më vjen keq prej anëtarëve tjerë të familjes tënde, grave e fëmijëve që janë fjetur, se unë veten e kisha paguar. I kisha vra disa sllavo- çetnikë, se kam mjaft armatim, fishekë, e ti më paç në qafë dhe në shpirt, he tradhtarë!" Aty Salihin e lidhin me pranga, e çojnë kinse për ta gjykuar në Prizren, mirëpo gjatë rrugës e ekzekutojnë dhe ia humbin gjurmët, qe 69 vjet. Atë, qysh në moshën 32 vjeçare, më 26. 8. 1946, neve si familje gjashtë anëtarëshe na burgosën 6 muaj. Ne vuajtëm në burgun e Istogut në Lug të Shkijve (sërbëve), na mbanin peng derisa ta zinin Salih Hoxhën! Emini, unë i biri i tij, në burg i kam mbushur 2 vjeç, sipas datëlindjes kur e zunë babë Salihun, me ndihmën e tradhtarit. Neve, të burgosurve, na liruan. Prej atyre anëtarëve të familjes sime sot vetëm unë – Emini, jam i gjallë, veteran i arsimit shqip, ku punova 43 vite si mësimdhënës. Salih Hoxha jetoi me bashkëshorten Xufë Lubeniqi-Maksutaj. Ajo vdiq në vitin 1957, dhe pati vetëm një djalë Eminin. Për këtë njeri të devotshëm dhe bashkëpunëtorët e tij, që punoi shumë për lirinë kombëtare dhe fetare e flijoi edhe jetën, duhet shumë për të shkruar, por dhashtë Zoti, që veprat e atyre të vlefshme t`i zbatojnë në jetë pasardhësit e tyre. *(Vijon)*



Mr. Vedat Shabani

# Morali Islam

Lidhja e moralit dhe bindjes është shumë e ngushtë. Për këtë arsye Allahu xh.sh. në të shumtën e rasteve bën ndërlidhje mes imanit-besimit dhe veprës së mirë, ku morali konsiderohet si shtyllë esenciale e besimit. Besimi pa moral është sikurse pema pa hije dhe fruta. Ndërsa, sa i përket ndërlidhjes së moralit me anën legjislative-sheriatin, është për arsye se pjesë të sheriatit janë adhurimet-ibadetet dhe, gjithashtu, edhe bashkëveprimi ndërmjet njerëzve, dhe si rezultat i bërjes së adhurimeve patjetër rrjedh edhe morali i mirë, nëse myslimani i kryen ato sipas formës dhe mënyrës së kërkuar

Fjala arabe "el-Aĥlak-moral" është shumës i fjalës "ĥuluk", që nënkupton: fe, natyrë, karakter dhe burrëri. E vërteta e moralit nënkupton atë se forma e brendshme e njeriut, e që është shpirti i tij me të gjitha cilësitë dhe kuptimet e veçuara për të, janë në pozitën e krijimtarisë së formës së jashtme të tij, të cilësive dhe kuptimeve të tij.[1]

Dijetari i mirënjohur El-Xhurxhanij, moralin e ka definuar si në vijim: "Konsiderohet një formë-pozitë e ngulitur thellë në shpirt, nga e cila rrjedhin veprimet në një formë të lehtë, pa pasur nevojë për mendim apo kujtim, andaj nëse veprimi rrjedhës është i mirë, forma-pozita cilësohet si moral i mirë, ndërsa nëse veprimi rrjedhës është i keq, atëherë forma-pozita nga e cila buron quhet moral i keq."[2]

Ndërsa, dijetari i mirënjohur Ibën Meskevejhi, moralin e ka definuar si në vijim: "Ai është një gjendje shpirtërore që e inkurajon atë në veprim, pa pasur nevojë për mendim apo kujtim. Kjo gjendje ndahet në dy pjesë: njëra pjesë është e kalitur natyrshëm në të, siç është rasti me një njeri që e nxit gjëja më e vogël drejt hidhërimit dhe të cilin e irriton gjëja më e vogël, apo siç është rasti me njeriun që frikësohet nga zëri më i vogël që dëgjon ose trishtohet nga ndonjë lajm që dëgjon, ose sikur rasti i njeriut që qesh pa kontroll, nga arsyeja më e vogël, ose sikur rasti i njeriut që mërzitet për çfarëdo që e godet, etj. Ndërsa pjesa tjetër përfitohet me kohë dhe përkushtim, fillimi mund të jetë përmes kujtimit dhe mendimit, dhe më pastaj vazhdon një nga një, derisa të shndërrohet në zotësi dhe moral."[3]

Ndërsa, disa hulumtues moralin nga aspekti Islam e kanë definuar si: Grup parimesh dhe bazash që sistemojnë sjelljen e njeriut, të cilat i përcakton revelata, me qëllim të sistemimit të jetës së njeriut dhe përcaktimit të marrëdhënies së tij me tjetrin, në një formë që realizon apo arrin qëllimin e ekzistimit të kësaj bote në formën më të përsosur.[4]

### Përkufizimi i shkencës së moralit

Shkenca mbi moralin është përkufizuar me disa definicione, e prej tyre:

a) Morali është: Shkencë, tematika e të cilës është dispozita me vlerë që ndërlidhet me veprimet që cilësohen si të mira dhe të liga.[5]



b) Përkufizimi tjetër thotë: Morali është shkencë që definon, sqaron domethënien e të mirës dhe të keqes, gjithashtu e sqaron atë se si duhet të jetë bashkëveprimi i ndërsjellë mes njerëzve, gjithashtu e sqaron qëllimin tek i cili duhet të arrijnë njerëzit me veprimet e tyre, dhe ndriçon rrugën e kërkuar.[6]

**Tematika e moralit**

Tematikë e moralit është çdo çështje e cila ndërlidhet me veprimin e një myslimani dhe aktivitetin e tij, dhe që ndërlidhet me marrëdhënien e tij me Krijuesin e tij, marrëdhënien e tij me veten e tij, marrëdhënien e tij me shoqërinë e tij dhe me gjithë atë që e rrethon nga kafshët dhe gjësendet.[7]

**Rëndësia e moralit**

**a) Morali i mirë është respektim i urdhrit dhe porosisë së Zotit dhe të Dërguarit të Tij**

Tekstet kuranore janë gërshetuar në urdhrin për t'u pajisur me moral të mirë, e shumë prej tyre janë edhe në mënyrë tekstuale, siç është ajeti kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Allahu urdhëron drejtësi, bamirësi, ndihmë të afërmve, e ndalon nga imoraliteti, nga e neveritura dhe dhuna. Ju këshillon ashtu që të merrni mësim". (Kuran: 16: 90). Pastaj ajeti tjetër: "Ti (Muhamed) merre të lehtën, urdhëro për mirë dhe largohu prej të padijshmëve. " (Kuran: 7: 199). Pastaj ajeti tjetër: "O ju që keni besuar, nëse ndonjë i pandër gjegjshëm ju sjell ndonjë lajm, ju shqyrtojeni mirë, ashtu që të mos e goditni ndonjë popull pa e ditur realitetin, e pastaj të pendoheni për atë që keni bërë. " (Kuran: 49: 6).

Ndërsa, në anën tjetër, shumë ajete kuranore kanë ndaluar rreptësisht nga morali i keq, si p.sh.: Allahu xh.sh. thotë në Kuran: "O ju që besuat, nuk bën të tallet një popull me një popull tjetër, meqë të përqeshurit mund të jenë më të mirë nga ata që përqeshin dikë tjetër, e as gratë me gratë e tjera, sepse mund të ndodhë që gratë e tjera të jenë më të mira se ato që përqeshin (duke e nënçmuar njëri-tjetrin), dhe mos etiketoni njëritjetrin me llagape. Pas besimit është keq të përhapet llagapi i keq. E ata që nuk pendohen, ata janë mizorë. O ju që keni besuar, largohuni prej dyshimeve të shumta, meqë disa dyshime janë mëkat, dhe mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri-tjetrit, dhe mos përgjoni njëri-tjetrin; a mos ndonjëri prej jush dëshiron të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur?! Atë pra urrejeni! Kini frikë nga ndëshkimi i Allahut, e Allahu është Mëshirues, Ai shumë e pranon pendimin. " (Kuran: 49: 11-12).

Meqë i Dërguari i Zotit vepronte në përputhje me urdhrin e Zotit dhe në të gjitha çështjet, si në fjalë ashtu edhe në vepra, dhe pasonte çdo moral të mirë, për këtë arsye është potencuar ky urdhër në Kuranin famëlartë, dhe meqë ndalonte nga çdo moral i keq, për këtë arsye në Kuran edhe është potencuar kjo ndalesë; prandaj morali i tij ishte Kurani. Gjithashtu të stolisurit me moral të mirë janë edhe porositë dhe përgjigjet ndaj mësimeve të Pejgamberit a.s.; ai çdoherë urdhëronte për moral të mirë. Transmeton Ebu Dherri r.a., duke thënë: "Më ka thënë Pejgamberi a.s.: "Kij në konsideratë Zotin kudo që gjendesh, çdo vepër të keqe përcille me një vepër të mirë, sepse e eliminon atë, dhe ndaj njerëz sillu me moral të mirë."[8]

**b) Morali i mirë është njëri nga elementet e personalitetit të myslimanit**

Njeriu përbëhet nga trupi dhe shpirti, e dukshmja dhe e fshehta, e morali islam paraqet formën e fshehtë të njeriut, vendi i së cilës është zemra. Kjo formë e brendshme është masë e personalitetit të individit mysliman, sepse njeriu nuk matet me gjatësinë apo gjerësinë e tij, ngjyrën apo bukurinë e tij, skamjen apo pasurinë e tij, mirëpo sigurisht që matet dhe vlerësohet me moralin e tij dhe veprat që janë në përputhje me moralin e mirë. Allahu xh.sh. thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se te Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat), e Allahu është shumë i Dijshëm dhe hollësisht i Informuar për çdo gjë. " (Kuran: 49: 13). Ndërsa Pejgamberi a.s. thotë: "Me të vërtetë Allahu nuk i shikon trupat tuaj e as format tuaja, mirëpo shikon në zemrat tuaja dhe në veprat tuaja."[9] Pejgamberi a.s. gjithashtu, në një hadith tjetër, thotë: "Për Zotin, ose duhet të ndalojnë një pjesë e njerëzve që të krenohen me paraardhësit e tyre që kanë vdekur dhe që janë lëndë djegëse e zjarrit të Xhehenemit, ose, për Zotin, ata do të bëhen më të pavlerë sesa insekti që rrokullis sekretimin e tij me hundën e tij. Me të vërtetë Allahu xh.sh. e ka larguar prej jush mendjemadhësinë e kohës së injorancës dhe të qenit krenar me paraardhës. (Në realitet ekzistojnë dy lloj njerëzish), ose besimtar i devotshëm, ose njeri i keq. Njerëzit, që të gjithë, janë bij të Ademit, ndërsa Ademi është krijuar nga dheu."[10]

**c) Lidhja e ngushtë mes moralit dhe fesë islame, si nga besimi ashtu edhe nga legjislativi**

Për këtë Allahu xh.sh. thotë: "…fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irrituarat…"



(Kuran: 29: 45). Ndërsa, sa i përket lidhjes mes moralit të mirë dhe bashkëveprimit mes njerëzve, është fakt se bashkëveprimi mes njerëzve i tëri është i ngritur mbi parimin e moralit të mirë, si në fjalë ashtu edhe në vepra. Prandaj, ai që vështron mësimet islame shumë lehtë e vëren një gjë të tillë.

### ç) Efektet e tij në sjelljen e individit dhe shoqërisë

Rëndësia e moralit islam vërehet qartë atëherë kur vështrojmë ndikimin e tij në sjelljen e individit dhe shoqërisë.

Sa i përket ndikimit të tij në sjelljen e individit, është evidente ajo që ngulit në zemrën e tij nga mëshira, ndershmëria, drejtësia, amaneti, turpi, dëlirësia, bashkëpunimi, solidariteti, sinqeriteti, modestia..., si dhe parimet tjera morale. Prandaj, morali për nga aspekti individual është themel i suksesit dhe fitimit. Allahu xh.sh. thotë: "Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten." (Kuran: 91: 9-10). Allahu xh.sh. gjithashtu thotë: "Ka shpëtuar ai që është pastruar. Që e përkujton madhërinë e Zotit të vet dhe falet." (Kuran: 87: 14-15). Pastrimi në domethënien dhe kuptimin e tij nënkupton: vetëdisiplinim të brendshëm dhe të jashtëm, gjatë lëvizjes dhe qëndrimit në një vend.[11]

Ndërkaq, sa i përket ndikimit të moralit në sjelljen e shoqërisë në tërësi, është fakt se morali i mirë është bazament i themelimit të shoqërive njerëzore, pa marrë parasysh a janë ato shoqëri islame apo jo. Këtë e vërteton fjala e Zotit në Kuran: "Kur erdhi ndihma e Allahut dhe çlirimi (ngadhënjimi) , dhe i pe njerëzit që po hyjnë turma-turma në fenë e Allahut. Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar, dhe kërko falje nga Ai. Ai vërtet pranon shumë pendimin, është Mëshirues i Madh." (Kuran: 110: 1-3)

Vepra e mirë dhe e mbështetur nga këshillimi për drejtësi dhe durim përballë tundimeve dhe sfidave patjetër do ta ndërtojë një shoqëri të sigurt, të cilën nuk mund ta destabilizojnë faktorët e përkeqësimit dhe dekadencës. Prandaj fatkeqësitë dhe telashet e popujve dhe civilizimeve nuk vijnë si rezultat i dobësimit të aspektit material apo stagnimit në aspektin shkencor, mirëpo ato vijnë si rezultat i humbjes së parimeve të moralit dhe mirësjelljes.[12]

### d) Morali i mirë është nevojë imediate shoqërore

Nuk ka dyshim se asnjë shoqëri mbi rruzullin tokësor, përkatësisht individët e asaj shoqërie nuk kanë mundësi që të jetojnë në një harmoni, bashkëpunim dhe lumturi nëse mes tyre nuk ekziston një lidhje e fuqishme e mirësjelljes-moralit. Nëse supozojmë mundësinë e ekzistimit të një shoqërie vetëm mbi parimin e shkëmbimit të interesave të ndërsjella, pa ekzistuar pas kësaj një qëllim më fisnik, atëherë për ekzistimin e kësaj shoqërie patjetër duhet të krijohet besimi dhe ndershmëria si mundësia më e vogël.

Morali i mirë është nevojë e domosdoshme shoqërore, e nga ai nuk mund të heq dorë asnjë shoqëri. Në atë moment kur humb morali, që është nyja lidhëse pa të cilën nuk ekziston lidhshmëria mes njeriut dhe vëllait të tij njeri, do të humbet edhe lidhja mes shoqërisë, do të shkaktohen konflikte, do të përqendrohen në realizimin e interesave personale, dhe e gjithë kjo do të jetë shkak i shkatërrimit dhe rënies së asaj shoqërie.

Është e mundur të paramendohet një shoqëri nga mesi i së cilës është zhdukur morali se si mund të duket ajo shoqëri?! Si mund të arrihet besueshmëria në shkencë, njohuri, lajme dhe respektim të të drejtave, sikur të mos ekzistonte virtyti i vërtetësisë?! Si mund të arrihet bash-

këjetesa mes njerëzve në siguri e stabilitet, dhe si mund të arrihet bashkëpunimi mes tyre në punë brenda një ambienti të përbashkët, sikur të mos ekzistonte virtyti i ndershmërisë?! Si ka mundësi që një entitet (umet) të ketë mundësi të themelojë (të krijojë) një civilizim ideal, sikur të mos ekzistonin virtytet e vëllazërisë, bashkëpunimit, dashurisë dhe altruizmit?! Si mund të ekzistojë një grup i kualifikuar për ndërtimin e lavdit të madh, sikur të mos ekzistonte virtyti i trimërisë për t'iu kundërpërgjigjur agresionit të armiqve dhe zullumit të zullumqarëve, dhe sikur të mos ekzistonte virtyti i drejtësisë, mëshirës, mirësisë dhe ndihmës reciproke?! Si ka mundësi që njeriu të jetë i kualifikuar-përshtatshëm për t'u ngritur në gradat e përsosmërisë njerëzore, sikur ndaj tij të mbizotëronte egoizmi që do ta largonte nga çdo kontribut, sakrificë dhe altruizëm.

Përvojat njerëzore dhe ngjarjet historike kanë treguar se ngritja e fuqisë morale të popujve është si rezultat i ngritjes së tyre në shkallët e virtyteve morale, e gjithashtu edhe rënia e fuqisë morale është si rezultat i rënies së virtyteve morale. Prandaj, mes fuqisë morale dhe virtyteve morale ka një lidhje të vazhdueshme, si gjatë ngritjes ashtu edhe gjatë rënies. Kjo për arsye se virtytet morale që ekzistojnë në individët e një shoqërie apo populli përfaqësojnë dhe janë në pozitën e kontratave fikse që kontraktojnë lidhjet shoqërore, dhe në momentin kur këto kontrata mungojnë apo eliminohen nga individët, atëherë as lidhjet shoqërore nuk do të gjejnë vend për kontraktime të tilla. Dhe, në momentin kur humbin lidhjet shoqërore, atëherë miliona njerëz që përbëjnë një entitet do të shkëputen mes vete, dhe do të mbesin të furnizuar vetëm me fuqinë individuale dhe jo më me fuqinë kolektive.

Nëse virtytet morale ekzistuese në individët që përbëjnë një shoqëri janë në pozitën e kontratave lidhëse mes tyre, atëherë rregullat shoqërore të sistemit islam pasqyrojnë lidhjet të cilat janë në pozitë të përforcimit të atyre kontratave, dhe kështu ato janë si një bllok human dhe mjaft i fuqishëm i cili nuk mund të shembët.[13]

### dh) Rëndësia e moralit gjatë thirrjes në rrugën e Allahut xh.sh.

Ai person që mendon se njerëzit apriori e pranojnë fenë vetëm pse binden logjikisht, nuk ka dyshim se është gabim. Shumë njerëz hynë në këtë fe sepse shohin pjesëtarët e saj janë njerëz me moral të lartë. Gjithashtu, thirrësit që i ftojnë ata i vërejnë se kanë sjellje-moral të mirë, e për këtë çështje ekzistojnë shumë dëshmi. Prandaj, përkushtimi dhe morali i mirë kanë efekt pozitiv dhe dobi të madhe. Këtë më së miri e vërteton ajo që është përmendur në librat e sires-jetëpërshkrimit të Muhamedit a.s., ku thuhet se morali i Pejgamberit a.s. i ka mahnitur politeistët para zbritjes së shpalljes, derisa edhe e kanë quajtur besnik. Transmeton Ibën Abbasi r.a. dhe thotë: "Kur zbriti ky ajet: "Dhe tërhiqju vërejtjen farefisit tënd më të afërt!" (Kuran: 26: 214), Pejgamberi a.s. tha: "Çfarë mendoni nëse ju informoj se një kali do të dalë nga ky mal, a do të më besonit? Ata thanë: "Nuk na ka ndodhur që të na gënjesh." Atëherë Pejgamberi a.s. tha: "Unë jam dërguar që t'jua tërheq vëmendjen nga dënimi i rëndë."[14]

Format e mirësjelljes-moralit të mirë kanë reflektuar shumë pozitivisht në përhapjen e kësaj feje në disa vende ku nuk ka arritur çlirimi përmes intervenimit ushtarak. Ekzistojnë popuj në tërësi që kanë pranuar mësimet e kësaj feje si rezultat i ekzistimit të njerëzve me mirësjellje dhe moral të lartë, të cilët ishin në pozitën e bartësit të një llambe ndriçuese e cila e ndriçonte rrugën e tij dhe njerëzve të tjerë, të cilët në rrugën e tyre ndriçoheshin përmes dritës së tij. Është shumë e vërtet se ekzistimi i një cilësie të mirë te një mysliman ka më shumë ndikim sesa dhjetëra ligjërata, sepse njerëzit mund të largohen nga fjalët e një personi dhe mund ta konsiderojnë se ka ndonjë interes, ndërsa veprat kanë ndikim shumë të madh.[15]

### e) Rëndësia e moralit në ngritjen e lumturisë tek individi dhe shoqëria

Nuk ka dyshim se lumturia reale ekziston në besimin në Zot dhe bërjen e veprave të mira. Sa më i përkushtuar që të jetë myslimani në praktikimin e mësimeve islame, në mirësjellje dhe moral, aq më i lumtur do të jetë ai. Përkushtimi dhe respektimi i rregullave morale islame është garanca më e mirë për realizimin e përqindjes më të lartë të lumturisë, si për individin ashtu edhe për shoqërinë, si dhe për të gjithë partnerët në jetë, e të cilët janë mbi këtë tokë.[16]

(1) El-Fejruz Abadi, El-Kamus El-Muhit, f. 881. (2) Ali bin Muhamed El-Xhurxhanij, Et-Tarifat, f. 101. (3) Ahmed bin Muhamed Miskevejhi, Tehdhibul-Ahlak ve Tethirul-A'rak, f. 41 (4) Grup autorësh, Nadretun-Neim Fi Mekarimi Ahlaki Rresul, f. 22. (5) Grup autorësh, El-Mu'xhemul Vesit, 1/252. (6) Ahmed Emin, Kitabul Ahlak, f. 8. (7) Halid bin Uthman El-Harraz, Mevsuatul-Ahlak, f. 22. (8) Tirmidhiu (1987) ,Ahmedi (21392). (9) Transmeton Imam Muslimi (2654). (10) Tirmidhiu (3955) dhe Imam Ahmedi (8721). (11) Muhamed El-Gazali, Ĥulukul-Muslim, f. 15. (12) Hasan Seid El-Mursij, El-Ahlak El-Islamije, f. 26. (13) Abdurrahman Habenneke El-Mejdanij, El-Aĥlak El-Islamije ve Ususuha, 1/29. (14) Buhariu (4971) dhe Imam Muslimi (208). (15) Halid bin Uthman El-Harraz, Mevsuatul-Ahlak, me ndërhyrje, f. 39. (16) Abdurrahman Habenneke El-Mejdanij, El-Aĥlak El-Islamije ve Ususuha, 1/82.

# U promovua libri "Ligjërime për fenë dhe atdheun I-II" i myftiut Naim ef. Tërnava

Kryesia e Bashkërisë Islame të Kosovës ka bërë promovimin e veprës "Ligjërime për fenë dhe atdheun I-II" të myftiut Naim ef. Tërnava. Në këtë aktivitet qenë të pranishëm një numër i konsiderueshëm i dashamirëve të librit nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia e Mali i Zi, e që këtë aktivitet e bënë edhe më madhështor dhe më kuptimplotë.

Në këtë aktivitet qe i pranishëm edhe Kryetari i KMSH-së, H. Skendër Bruçaj me bashkëpunëtorë, një delegacion nga BFI e Maqedonisë, që i printe Hfz. Shaqir Fetahu, si dhe një delegacion nga Bashkësia Islame e Malit të Zi, të prirë nga Ali ef. Bardhi-kryeimam në KBI të Ulqinit.

Kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Haxhi Skënder Bruçaj, me këtë rast tha se zëri i Bashkësisë Islame të Kosovës është dhe do të jetë i rëndësishëm në përçimin e Islamit të vërtetë. "Kësaj feje dhe këtij besimi paqësor ngjarje të ndryshme shpesh janë munduar t'i hedhin hije. Qëndrimet zyrtare në rrugëtimin e Naim Tërnavës si myfti i Kosovës, dhe njëkohësisht drejtues i një institucioni përgjegjës për besimtarët e Kosovës, të shprehura në një format të përmbledhur në dy vëllime, tregojnë shumë qartë kumtimin e një zëri të fortë institucional në mbrojtje të identitetit të myslimanëve, të promovimit të vlerave të Islamit në Kosovë", ka thënë ai, duke shtuar se myslimanët i kanë dënuar dhe vazhdojnë t'i dënojnë aktet e dhunës e terrorit kudo që ndodhin.

Ish-kryeministri Bajram Kosumi, tani rektori i Universitetit "Kadri Zeka" në Gjilan, fjalimin e tij e nisi me tregimin e myslimanit parisien në Paris, i cili kishte dalë në rrugët e Parisit me sy të mbyllur, me një mbishkrim: "Jam mysliman, por më thonë që jam terrorist. Unë ju besoj juve, por ju a më besoni mua? Nëse po, më përqafoni!". Ai tha se myslimani parisien ka përçuar një mesazh të mirë për myslimanët, pas ngjarjeve që







ndodhën në Paris. Më tutje prof. Kosumi tha: "Përurimi i librit "Ligjërime për fenë e atdheun" është një rast i domosdoshëm për të diskutuar për qasjen ndaj fesë dhe rolin e saj në shoqërinë moderne globaliste. Në shoqërinë tonë mungon debati për fenë dhe rolin e saj në shoqëri. Botimi i vëllimeve të këtij libri mjaft voluminoz ndihmon në hapjen e debateve publike për të gjitha çështjet që kanë të bëjnë me fenë myslimane, e në këtë rast edhe me shqiptarët", tha Kosumi.

Hysen Matoshi, drejtor i Institutit Albanologjik të Prishtinës, tha se nga leximi i veprës së magjistër Naim Tërnavës secili do të mund të bindet se përmbajtjet janë më shumë sesa fetare. "Aspektet fetare nuk janë trajtuar të ndara nga fushat e tjera të jetës. Kjo ndërlidhje del në pah, përveçse në trajtimin e dukurive nga përditshmëria, edhe nga ana e shqyrtimeve historike lidhur me të kaluarën tonë. Përtej rëndësisë autoriale, kjo vepër ofron edhe dimensione të funksionimit institucional të jetës fetare në Kosovë", tha Matoshi.



Ndërsa, me këtë rast Ahmet Sadriu është shprehur se botimin i librit të myftiut Tërnava dëshmon edhe një herë vendosmërinë e Kryesisë së BIK për të vazhduar traditën e saj në promovimi e vlerave kombëtare, fetare, kulturore e humane, për të mirën e njerëzimit, të fesë dhe atdheut, të cilat reflektojnë besimin në Zotin, dashurinë ndaj atdheut si dhe përkushtimin për paqen, mbarësinë, tolerancën dhe mirëkuptimin.

Në emër të Këshillit botues ka folur sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul Rexhepi, i cili tha se "në të ardhmen kjo vepër do të marrë vlera edhe më të mëdha, dhe do të mbetet si pikë referimi dhe dëshmi e fortë për kohën kur u krijua, kur u shkrua dhe kur u botua."

"Mirëpo realizimi, që nga mbledhja e materialeve e deri në botimin e tyre, sigurisht që ka kërkuar përfshirjen dhe angazhimin e disa individëve. Botimi i tyre është rezultat edhe i ndihmës së madhe të bashkëpunëtorëve, kolegëve dhe miqve mbështetës të këtij projekti, të cilët meritojnë mirënjohjen dhe falënderimet tona", tha veç tjerash Resul ef. Rexhepi.

Ndërkaq myftiu Tërnava, në fjalën e tij përshëndetëse e falënderuese, përveç tjerash, tha: "Në librin që e keni sot në duar do të gjeni qëndrime të thëna e të artikuluara në forma të ndryshme, si: intervista, deklarata, hytebe apo mesazhe, tani të përmbledhura në dy vëllime. Për ketë meritorë janë bashkëpunëtorët e mi, të cilët me një përkushtim të veçantë i tubuan, i shqyrtuan e përgatitën në ketë format, dhe tanimë i kemi brenda kopertinava, pronë për lexuesin, e dëshmi për historinë. Ne do të vazhdojmë punën, kontributin dhe angazhimin në misionin tonë në të mirë të vendit, popullit dhe besimtarëve.

Aktivitetin me fjalë rasti e përshëndetën edhe Hfz. Shaqir ef. Fetahu nga BFI e Maqedonisë , dhe Ali Efendi Bardhi nga Meshihati i Malit të Zi. *(R. Sh.)*



*Myftiu Tërnava me reisin e RIJASET-it të Bashkësisë Islame të Mali të Zi, Rifat ef. Fejziç*

### Myftiu Tërnava mori pjesë në manifestim kushtuar 25 vjetorit të lirisë së besimit në Shqipëri

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava mori pjesë në manifestim kushtuar 25 vjetorit të lirisë së besimit në Shqipëri, (nëntor 1990 - nëntor 2015), të organizuar më 5 nëntor, në Tiranë, nga Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, në bashkëpunim me Ministrinë e Kulturës, e ku u shfaq dokumentari premierë, "H. Hafiz Sabri Koçi, pishtar i lirisë së besimit".

Në fjalën përshëndetëse myftiu Tërnava tha se kujtimi për Hfz. Sabriun është kujtimi për sakrificën, devotshmërinë, urtësinë e qëndresën e popullit tonë. Hfz. Sabriu ka qenë, dhe do mbetet një ndër personaliet më të shquara të historisë më të re të populli tonë.

Ndërsa të premten, më 6 nëntor, myftiu Tërnava vizitoi Komunitetin Mysliman të Shqipërisë, ku u prit nga kryetari i KMSH-së, Skender ef. Bruçaj.

Dy kryetarët biseduan për shtimin e bashkëpunimit dhe bashkërendimin e aktiviteteve të përbashkëta. Myftiu, i shoqëruar nga nikoqiri, pa nga afër edhe punimet në xhaminë qendrore të Tiranës. *(R. Sh.)*



*Myftiu Tërnava gjatë fjalimit të tij në Tiranë*

### Myftiu Tërnava takoi reisin e RIJASET-it të Bashkësisë Islame të Mali të Zi, Rifat ef. Fejziç

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, më 12 nëntor, në Podgoricë, është pritur edhe nga reisi i RIJASET-it të Bashkësisë Islame të Malit të Zi, Rifat ef. Fejziç.

Reisi Fejziç, pasi e falënderoi myftiun Tërnava për vizitën, e vlerësoi lart bashkëpunimin në mes të dy bashkësive islame, asaj të Kosovës dhe të Malit të Zi. Gjithashtu reisi Fejziç falënderoi myftiun Tërnava edhe për mbështetjen dhe përkrahjen e Bashkësisë Islame në Mal të Zi.

Reisi e informoi myftiun edhe me aktivitetet dhe arritje që ka shënuar Bashkësia Islame në Mal të Zi, ndërtimin e xhamive, ndërtimin e institucioneve arsimore, botimin e literaturës etj.

Myftiu Tërnava përgëzoi reisin për arritjet që ka shënuar Bashkësia Islame në Mal të Zi, duke thënë se çdo arritjet e tyre është arritje e përbashkët e të gjithëve. "Ne duhet që të gjejmë mënyrat më të mira për të bashkëpunuar e bashkërenduar aktivitetet tona, në të mirë të besimtarëve tanë", tha veç tjerash myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava dhe reisi Fejziç biseduan edhe për mundësinë e realizimit të projekteve të përbashkëta, dhe këmbimin e përvojave jo vetëm në mes të dy bashkësive respektove, por edhe të bashkësive të tjera në rajon. Myftiu Tërnava gjithashtu i dhuroi reisit Fejziç kompletin e veprave të botuar këtë vit.

Gjatë qëndrimit në Podgoricë, myftiu Tërnava i shoqëruar edhe nga nikoqiri, reisi Rifat ef. Fejziç, vizituan edhe medresenë e mesme në Podgoricë, ku u pritën nga drejtori Rrahman Kaçar, pedagogët dhe nxënësit e medresesë.

Drejtori Kaçar, pasi i uroi mirëseardhje myftiut dhe shoqëruasve të tij, u shpreh se për medresenë është ditë e veçantë dhe kënaqësi, që pret myftiun e Kosovës me bashkëpunëtorë, i cili është angazhuar dhe ka ndihmuar që ky institucion edukativo-arsimor të jetë në funksion të arsimimit dhe edukimit të brezit të ri.

Drejtori shpalosi një pasqyrë të shkurtër të historikut të medresesë, dhe tha se medreseja ka nisur punën më 2008, e deri tani ka përcjellë 4 gjenerata; mësimi mbahet në dy gjuhë: boshnjakisht dhe shqip, etj. Ai më tutje tha se medreseja tani kishte 205 nxënës.

Drejtori po ashtu potencoi se krahas medresesë amë, në Podgoricë funksionon edhe medreseja për vajza, në Rozhajë, e cila ka 304 nxënëse, si dhe është në ndërtim e sipër medreseja tjetër, po për vajza, në qytetin e Ulqinit.

Gjatë vizitës në RIJASET dhe medrese, myftiu u shoqërua nga sekretari i përgjithshëm i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi. *(R. Sh.)*

# Myftiu Tërnava dhe kryeparlamentari Veseli bashkëbiseduan me nxënësit e Medresesë



*Myftiu Tërnava me kyreparlamentarin Veseli në Medrese*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava ka pritur në selinë e Kryesisë së BIK-ut kryetarin e Kuvendit të Kosovës, z. Kadri Veselin me bashkëpunëtorë, me të cilin ka biseduar për bashkërendimin e aktiviteteve kundër ekstremizmit dhe radikalizmit, dhe kundër përpjekjes për të identifikuar Islamin me ekstremizmin e terrorizimin.

"Feja islame nuk duhet identifikuar me një grup ekstremistësh që fenë dhe parimet e saj i keqpërdorin për qëllim të tyre, dhe në emër të fesë ushtrojnë dhunë e terror", tha myftiu Naim ef. Tërnava.

Më tutje myftiu potencoi nevojën që ka Bashkësia Islame për përkrahjen dhe mbështetjen nga institucionet e vendit në mision e saj.

Ndërsa kryetari i Kuvendit të Kosovës, z. Kadri Veseli tha se njeh mirë angazhimin dhe kontributin e BIK-ut për paqe, mirëkuptim e tolerancë, mirëpo duhet pasuar kujdes që në luftën kundër terrorizmit dhe ekstremizmit të mos lëndohen besimtarët e devotshëm, dhe të mos identifikohet feja islame me elementet ekstremiste, sepse Islami është fe e paqes dhe jo e dhunës.

Myftiu Tërnava dhe kryetari Veseli u dakorduan që të bashkërendojnë qëndrimet dhe veprimet, me qëllim që të rinjtë tanë të mos bëhen pjesë e grupeve ekstremiste.

Myftiu Tërnava i dhuroi kryetarit Veseli librin e tij të botuar kohët e fundit, "Ligjërime për fenë e atdheun I-II", e më pas dy udhëheqësit, vizituan Medresenë e Mesme "Alaudin", ku u pritën nga nxënësit dhe pedagogët e Medresesë.

Në Medrese, te pllaka përkujtimore, kryetari Veseli fillimisht nderoi dëshmorët e Medresesë të rënë në luftën e UÇK-së, e më pas i shoqëruar nga myftiu dhe nikoqiri, drejtori i Medresesë, Bahri ef. Simnica, bashkëbiseduan me nxënësit e kësaj shkolle.

Myftiu Tërnava e kryetari Veseli para nxënësve të Medresesë folën për rolin që kanë luajtur medresetë gjatë historisë, si në fushën e arsimimit, edukimit, e posaçërisht në fushën e atdhedashurisë. Aty u tha se nga medresetë dolën prijës të shquar të popullit shqiptar, si myderriz Ymer Prizreni, Haxhi Zeka, Mulla Idriz Gjilani, dhe shumë të tjerët që e drejtuan dhe e udhëhoqën popullin për liri e pavarësi.

Të dy drejtuesit, myftiu Tërnava dhe kryetari Veseli, potencuan faktin se feja islame nuk ka të bëjë asgjë me ekstremizmin, dhunën, shkatërrimin dhe terrorin, dhe se ajo që po ngjet në Siri e Irak nuk ka të bëjë as me luftë të shenjtë, e as me parime fetare. "Atje është një luftë e interesave të grupeve të caktuar, e në të cilën shqiptarët nuk kanë çfarë të kërkojnë", thanë dy udhëheqësit, të cilët edhe shtuan se populli shqiptar, prijësit fetarë, institucionet dhe forumet fetare, në vazhdimësi janë angazhuar për kultivimin e paqes, tolerancës dhe mirëkuptimit, vlera këto që e identifikojnë popullin dhe besimtarët tanë. *(R. Sh.)*

### Myftiu Tërnava vizitoi Qendrën Kulturore Islame në Tivar

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, gjatë vizitës në Mal të Zi, më 12 nëntor 2015, vizitoi edhe Qendrën Kulturore Islame në Tivar, ku u prit nga drejtori Muhidin ef. Milaimi, i cili myftiun Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij fillimisht i informoi me historikun e ndërtimit të qendrës, që tash është ndër më të rëndësishmet në Malin e Zi, dhe një ndër më të mëdhatë në Ballkan.

Muhidin ef. Milaimi tha që në kuadër të Qendrës Islame është edhe xhamia madhështore, që ka kapacitet të pranojë 2000 besimtarë. Xhamia mban emrin e ish xhamisë së parë të ndërtuar në pjesën e vjetër "Selimija", nga e cila tani ruhen vetëm themelet. Ai


*Myftiu Tërnava në Qendrën Kulturore Islame në Tivar*

më tutje tha se në kuadër të Qendrës Kulturore Islame funksiononin klasa me kabinete kompjuterike, kopshti me këndin për lojëra të fëmijëve, biblioteka me sallë leximi, një qendër kërkimore, një restorant me kuzhinë orientale, apartamente për mysafirët, salla sportive dhe salla për konferenca, si dhe disa dhomat për mysafirë dhe ambientet të tjera përcjellëse.

Myftiu Tërnava, pasi përgëzoi dhe uroi besimtarët e Tivarit dhe udhëheqësin e qendrës, Muhidin ef. Milaimin, për qendrën e re, përveç tjerash tha: "Veprat si kjo janë determinuese për edukimin e brezit të ri, për zhvillimin e aktiviteteve e jetës fetare, për organizmin e xhematit dhe komunitetit, dhe për këtë i përgëzoj të gjitha ata që në çfarëdo mënyrë kanë ndihmuar për këtë qendër, sepse me ketë kanë vënë një themel të fortë për edukim, arsimim dhe fisnikërim të besimtarëve të kësaj ane".

Myftiu Tërnava i premtoi drejtorit të Qëndres, Muhidin Milaimit ndihmën dhe përkrahjen me literaturë islame në gjuhën shqipe, për nevojat e qendrës dhe besimtarëve të kësaj ane. Drejtori Muhidin Milaiami është nga Opoja, por prej kohësh shërben në Tivar dhe është edhe iniciator i ndërtimit të kësaj qendre. *(R. Sh.)*

### Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e BI-së në Ulqin

Më 13 nëntor 2015, myftiu Tërnava qëndroi në Ulqin, respektivisht në Këshillin e Bashkësisë Islame, ku u prit nga kryeimami Ali ef. Bardhi, i cili shoqërohej edhe nga imamët e qytetit dhe rrethinës së Ulqinit. Gjithashtu, për këtë në takim në selinë e Këshillit të BI-së, përveç kryeimamit dhe imamëve qe i pranishëm edhe kryetari


*Myftiu Tërnava në Këshillin e BI-së në Ulqin*

i Këshillit H. Gazmend Dollaku, si dhe anëtari i Meshihatit të Malit të Zi, H. Sabro Buzuku.

Kryeimami Ali ef. Bardhi falënderoi myftiun për vizitën në Këshillin e BI-së, duke e quajtjur këtë një ditë të rëndësishëm për Këshillin dhe besimtarët e Ulqinit e më gjerë. "Vizata e myftiut të Kosovës për ne ka një domethënie dhe rëndësi të veçantë, sepse përveç takimeve, njohjes me arritjet dhe sfidat, s'ka dyshim se hap horizonte të reja bashkëpunimi, e që për ne janë tepër të rëndësishme", tha veç tjerash Ali ef. Bardhi.

Më pas kryeimami e informoi myftiun dhe bashkëpunëtorët e tij me aktivitetet që ka zhvilluar Këshilli i BIK-ut. "Në qytetin e Ulqinit kemi 6 xhami aktive, ndërsa në kuadër të Këshillit gjithsej kemi 26 xhami, pra ku zhvillohen aktivitete fetare. Rindërtimi i Xhamisë së Detarëve i ka dhënë një shytës dhe shpirt vendit, dhe ka krijuar premisa të reja për avancimin e jetës fetare në qytet", tha kryeimami Bardhi. Ai më

tutje tha se veç kanë nisur ndërtimin e godinës për medresenë e vajzave, për të cilën mendohet që shtatori i vitit që vjen të jetë përurues. "Gjithashtu kemi në plan të ndërtojmë edhe një xhamia të në Shtoj. Mirëpo, me gjithë rezultatet e arritura, i nderuar myfti, ne kemi nevojë për bashkëpunim, e sidomos për mbështetje nga Bashkësia Islame e Kosovës", tha kryeimami i KBI të Ulqinit, Ali ef. Bardhi.

Myftiu Tërnava, pasi përgëzoi për rezultatet e arritura, tha se ka kënaqësinë që është në qytetin historik të Ulqinit, në mesin e vëllezërve, për t'u njohur nga afër me arritjet, hallet dhe sfidat e tyre. "Çdo e arritur e juaj na gëzon, dhe e konsiderojmë të arritur të përbashkët, dhe ne do e mbështesim pa asnjë rezervë. Ndërsa, për çdo sfidë ju do keni përkrahjen dhe mbështetjen tonë.

Ne kemi për obligim që të mbështesim njëri-tjetrin. BIK-u ka kapacitetet e duhura që të mbështesë Këshillin e BI-së me literaturë, për nevoja të nxënësve të medresesë në Podgoricë, si dhe me literaturë për besimtarët. Do t'ju mbështesim me literaturën që e botojmë ne, duke përfshirë këtu edhe periodikun. Do t'ju mbështesim në përgatitjen dhe shkollimin e kuadrit nga kjo anë, si dhe do të shtojmë bashkëpunimin në të gjitha fushat ku ju e shihni që ne mund të ndihmojmë", tha, ndër të tjera, myftiu Tërnava.

BIK-u do të ndërtojë një xhami në rrethinën tuaj, si shenjë falënderimin për kontributin që keni dhënë ju për të dëbuarit tanë gjatë luftës së viteve 1998-1999, e për këtë xhami propozoj që ajo ta mbajë emrin "Kosova", tha myftiu Tërnava, në bashkëbisedim me strukturat drejtuese të Këshillit dhe imamët e Ulqinin dhe rrethinës.

Namazin e xhumasë myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë dhe i shoqëruar nga zyrtarët më të lartë të Këshillit të BI e fali në Xhaminë e Detarëve, ku myftiu mbajti hytben, ndërsa sekretari i përgjithshëm i BIK-ut, H. Resual Rexhepi, i priu namazit të xhumasë. *(R. Sh.)*

### Kryesia e BIK-ut u informua edhe për hartimin e Strategjisë për parandalimin e ekstremizmit

Kryesia e Bashkësisë Islame, në mbledhjen e mbajtur më 7 nëntor, të kryesuar nga myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, shqyrtoi Raportin e aktiviteteve të zhvilluara gjatë muajit Ramazan.

Para Kryesisë për aktivitet e Ramazanit një pasqyrë përmbledhëse e paraqiti kryeimami, Sabri ef. Bajgora, i cili ndër të tjera tha se gjatë Ramazanit Kryesia e BIK-ut ka pasuar një aktivitet të ngjeshur në terren, ku janë mbajtur takimet me imamë nga të gjithë Këshillat e BI-së, përkatësisht me imamë dhe nëpunës të Këshillave. Kryeimami më tutje tha se ekipi i Ramazanit, bashkë me anëtarët e Kryesisë, gjatë Ramazanit ka qenë vazhdimisht në terren, në namazin e drekës, xhumasë dhe të teravive. Nga DIJANET-i i Turqisë këtë vit kemi pasur 34 hafizë, të cilët janë shpërndarë nëpër Këshilla përkatës të BI-ve. Kemi pasur aktivitet edhe në Shqipëri, në Kukës, Krumë dhe Tropojë, ku kemi dërguar më se 25 imamë. Kemi shtruar iftare regjionale me imamët dhe nëpunësit e Këshillave etj.

Kryesia e BIK-ut po ashtu shqyrtoi dhe miratoi edhe Raportin e grumbullimit të Zekatit dhe Sadakatulfitrit, të cilin e paraqiti drejtori financiar, Kasim ef. Gërguri.

Në mbledhje Kryesia e BIK-ut u informua edhe për hartimin e Strategjisë për parandalimin e ekstremizmit të dhunshëm dhe radikalizmit, që shpie në terrorizëm



*Nga mbledhja e Kryesisë së BIK-ut*

(2015-20120), për të cilin foli sekretari i Kryesisë, Resul ef. Rexhepi, i cili e njoftoi Kryesinë për hartimin e strategjisë nga ana e qeverisë së Kosovës. "BIK-u ka qenë pjesë e grupit punues për hartimin e strategjisë, ku kemi dhënë vërejtjet, sugjerimit dhe propozimet tona. Ne presim që të jemi pjesë edhe e implementim e strategjisë në terren", tha Rexhepi.

Kryesia po ashtu mori vendim për funksionalizim e një studioje televizive në kuadër të BIK-ut, si dhe shqyrtoi lëndët nga kompetencat përkatëse. *(R. Sh.)*

### Myftiu Tërnava vëzhgoi nga afër zhvillimin e punimeve në xhamitë e Hanit të Elezit, Kaçanikut dhe Suharekës

Më 10 nëntor myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga zv/sekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma dhe kryeredaktori i revistës "Dituria Islame", Rexhep ef. Suma, vizituan



Gjatë vizitës në Gorancë - Hani i Elezit

Këshillin e Bashkësisë Islame në Han të Elezit, Kaçanik dhe Suharekë.

Në Han të Elezit në pritje të myftiut ishte kryetar i KBI-së Muhamet ef. Suma me bashkëpuntorë, me çrast



Gjatë vizitës në xhaminë e Glloboçicës - Kaçanik

vizituan xhaminë e fshatit Gorancë, ku janë duke u zhvilluar punimet në xhaminë e re. Myftiu nga afër pa zhvillimin e punimeve në këtë xhami, ku ecuria e punës ishte sipas planit dinamik, dhe deri më tani nuk ka pasur asnjë pengesë. Myftiu po ashtu ndaloi dhe bashkëbisedoi edhe me xhematin e kësaj xhamie, dhe premtoi se ndihma e BIK-ut asnjëherë nuk do të mungojë.

Pas Hanit të Elezit myftiu Tërnava vizitoi xhaminë e fshatit Glloboçicë të Kaçanikut, ku imami i kësaj xhamie, Mensur ef. Luma, njoftoi myftiun mbi ecurinë e ndërtimit të kësaj xhamie të re dhe se deri më tani



Gjatë vizitës në Suharekë

ndërtimi kishte shkuar mbarë e mirë.

Suhareka ishte vizita e radhës, ku myftiu Tërnava pa nga afër ndërtimin e selisë së KBI të Suharekës, me çrast kryetari Halim Shehu falënderoi myftiun për punën dhe angazhimin e tij për ngritjen e ndërtesës së KBI të Suharekës. Gjithashtu myftiu vizitoi edhe lokalet (vakëfet) që po ndërtohen afër Këshillit, dhe u shpreh i kënaqur me mbarëvajtjen e punëve dhe ndërtimin e këtyre lokaleve. Myftiu njëherit shprehu gatishmërinë që edhe më ta ndihmojë këtë Këshill, si në kompletimin e infrastruktures së objekteve fetare ashtu edhe në nevojat tjera të domosdoshme për mbarëvajtje të punës. *(R. S.)*

### Myftiu Tërnava në Pejë kërkoi që të zbardhen rrethanat e zjarrit në tyrben "Xhylfatin"

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, të mërkurën, më 18 nëntor 2015, qëndroi për vizitë në KBI të Pejës, ku nga strukturat e Këshillit u informu me aktivitet në këtë rajon. Një vëmendje të posaçme myftiu Tërnava ia kushtoi rastit të djegies së tyrbes që gjendet në oborrin



Tyrbeja "Xhylfatin" në Pejë pas djegies

e xhaminë "Xhylfatin" në Pejë, e që është monumet i trashëgimisë kulturore.

Myftiu, i shoqëruar nga dy këshilltarët e tij, Vedat Sahiti dhe Islam Hasani, si dhe përfaqësuesit e Këshillit të Pejës, vizituan objektin e tyrbes, ku panë nga afër dëmet që ka pësuar ajo nga zjarri. Me këtë rast myftiu Tërnava kërkoi nga organet kompetente që sa më parë të zbardhen rrethanat e zjarrit, dhe, eventualisht, përgjegjësit të dalin para drejtësisë. Myftiu po ashtu kërkoi nga kompetentët e Këshillit që të kujdesen më shumë për trashëgimin kulturore.

Myftiu Tërnava gjithashtu u angazhua që sa më parë të gjenden mundësitë dhe mjetet për restaurimin e tyrbes së djegur. *(R. Sh.)*

### Përurohet xhamia e re në fshatin Muhofc

Nën këndimin e tekbireve dhe në mënyrë solemne, më 30 nëntor, në prani të përfaqësuesve të Kryeisës së BIK-ut, KBI të Ferizajt, përfaqësuesve të Komunës së Ferizajt, hoxhallarëve dhe shumë besimtarëve, në fshatin Muhoc të Ferizajt u përurua xhamia e re.

Kryetari i KBI të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, duke uruar xhematin e kësaj xhamie, tha se ndjehet krenar që sot po përurohet një nga shtëpitë e Allahut, si dhe e luti Zotin që t'i shpërblejë të gjithë ata që ndihmuan në ndërtimin saj. "Infratsrukturës sonë sot po i shtohet edhe kjo xhami e bukur, dhe besoj që do të jetë në shërbim të xhematit dhe aktiviteteve të ndryshme të kësaj xhamie", tha Mehmeti.

Edhe nënkryetari i Komunës, Xhavit Zariqi, iu drejtua të pranishmëve me një fjalë rasti, duke veçuar se edhe Komuna ka bërë çfarë ka mundur në ndërtimin e kësaj xhamie, pra duke ndarë tokën për ndërtimin e saj. Në emër të BIK-ut dhe të myftiut Naim Tërnava një fjalë rasti mbajti kryeimami i Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili, duke uruar për këtë xhami të re, tha se kjo dëshmon për besimin e thellë dhe të paluhatshëm që ndien popullata jonë në Allahun, dhe ndërtimi i kësaj xhamie dëshmon këtë gjë. Ai citoi ajetin kuranor: "E drejtë e përkujdesjes për xhamitë e Allahut është vetëm e atyre që i kanë besuar Allahut dhe Ditës së Fundit, e që e falin namazin, japin zekatin, e nuk i frikësohen askujt pos Allahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë)." (Et-Tevbe, 18), - tha kryemami Bajgora, duke veçuar se ne ende i kemi të freskëta plagët nga lufta e fundit në Kosovë, ku BIK-ut, nga pushtuesit serbë, iu shkatërruan e dogjën 215 xhami. Ai përgëzoi banorët e këtij fshati për ngritjen e xhamisë, duke theksuar se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush ndërton një xhami në të cilën përmendet emri i Allahut, Allahu ia ndërton atij një shtëpi ne Xhenet."

Më pas programi u vazhdua me leximin e disa pjesëve nga Kurani dhe disa ilahive, kurse duanë në fund e bëri kryemami i KBI të Ferizajt, Sylejman ef. Roshaj. *(R.S)*

### Fshati Nerodime për herë të parë po bëhet me xhami

Me këndimin e tekbireve dhe ilahive fshatarët e Nerodimes së Ferizajt më në fund po e shprehin gëzimin për realizimin e dëshirës së kamotshme që të kenë një xhami. Të gëzuar pa masë, ata u mbodhën te vendi ku do të vihej gurthemeli, dhe bashkë me shumë imamë ferizajas bënë dua dhe e falënderuan Allahun që ua realizoi këtë dëshirë, që për herë të parë të kenë një xhami në fshatin e tyre.



*Nga përurimi i xhamisë së re në fshatin Muhofc të Ferizajt*



*Nga përurimi i xhamisë së re në fshatin Nerodime të Ferizajt*

Për ta mbështetur këtë iniciativë të nerodimasve, të pranishëm ishin edhe zyrtarë nga Bashkësia Islame e Ferizajt, të cilët në emër të institucionit dhe besimtarëve përgëzuar nerodimasit për xhaminë, duke rikujtuar te të gjithë se xhamia s'është tjetër veçse vend për lutje e madhërim, dhe vend që i shërben secilit.

Shkaktari kryesor për nisjen e xhamisë qe një banor vendas, i cili për këtë gjë lëshoi rreth 8 ari tokë të veten, ndërsa tha se ndihej shumë mirë që Zoti ia mundësoi ta bëjë një vepër të tillë.

Fshati Nerodime ka rreth 2 mijë banorë. *(Besnik Jaha)*

### Konferenca Ndërkombëtare për Bashkëpunimin Kulturor të të Rinjve Myslimanë

Në Stamboll, nga 26.11.2015 e deri më 28.11.2015 u mbajt konferenca e dhjetë për të rinj: "International Conference of Muslim Youth Cultural Coorperation (Konferenca Nërkombëtare për Bashkëpunimin Kulturor të të Rinjve Myslimanë), oraganizuar nga International Youth Forum (IYFO), ku morën pjesë rreth 100 organizata nga më shumë se 50 shtete të botës, si dhe organizata të ndryshme nga Turqia.

Temë diskutimi e kësaj konference ishte "Marrëveshja e Myslimanëve për Unionin Islam". Në këtë konferencë u diskutua përmes paneleve të diskutimit, e qëllimi ishte gjetja e forms se si të arrihet një unitet sa më i fuqishëm ndërmjet myslimanëve dhe rinisë islame. Aty u diskutua për bashkëpunimin politik, shpërnguljen e myslimanëve, e me theks të veçantë rreth eksodit të ditëve të sodit dhe rreth shkeljeve të të drejtave të njeriut.

Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-ut edhe këtë vit mori pjesë në këtë konferencë, ku u përfaqësua nga Abedin Sadriu, shoqëruar nga Gazmend Mehmeti-udhëheqës i Degës së Departamentit në KBI-Drenas, ndërsa në grupet punuese me temat: "Kush jeni ju?", dhe; "Si mund të bashkëpunojmë së bashku?", paten paraqitje dhe folën rreth Departamentit në kuadër BIK-ut, historikut, aktiviteteve dhe qëllimit që ka. *(Abedin Sadriu)*



*Abedin Sadriu dhe Gazmend Mehmeti në Konferencë*

### Përfaqësues nga Kosova marrin pjesë në garat kuranore në Mekë

Në Mekë u zhvilluan garat ndërkombëtare të Kuranit, të tridhjeteshtatat me radhë, në katër kategori: Hifzi i tërë Kuranit me tefsir, Hifzi i tërë Kuranit, Hifzi i gjysmës së Kuranit dhe Hifzi i pesë xhuzave të Kuranit. Nga Kosova mori pjesë Sahit Ibrahimi, në kategorinë e katërt, me pesë xhuza përmendsh, dhe për herë të parë, si një garues nga Kosova ai u kualifikua në raundin e dytë, duke u renditur në mesin e dhjetë më të mirëve. Krahas garave të Kuranit në Mekë u mbajt edhe një seminar trajnues për mënyrën e vlerësimit nga Komisioni gjykues, sipas llojeve të garave të Kuranit nëpër botë, si: në hifz, në drejtlexim, në këndim sipas mekamëve, në koment të shkurtër etj. Pjesëmarrës i dërguar nga Bashkësia Islame e Kosovës ishte Mr. Hfz. Safet Hoxha. Në këtë seminar pesëditor pjesëmarrësit u trajnuan për të gjitha llojet. Seksionet ishin të ndara në tre drejtime: 1. Garat e Kuranit nëpër botë, 2. Lexim dhe shpjegim i rregullave të texhvidit, që janë më të theksuara gjatë vlerësimit, dhe në të cilat garuesit më shumë shpërqendrohen dhe 3. Metodat e vlerësimit.

Duhet theksuar se gjatë leximit të pjesëve të caktuara nga Kurani të gjithë pjesëmarrësit në ketë seminar lexuan nga një rivajet para shejhut të njohur të leximeve të Kuranit, Abdu Rrafi Ridvan Alij Sherkavi, ish profesor i kiraeteve në Fakultetin e Kuranit në Medinë, si dhe mbikëqyrës i lartë i shkrimit të Kuranit në shtypshkronjën e Melik Fahd, në Medinë. Pjesëmarrësi nga Kosova lexoi në dhjetë leximet, me kërkesën e tij.

Parakushtet që duhet t'i plotësojë gjykuesi në gara janë: njohja e gjithanshme e rregullave të texhvidit, njohja e shtatë kiraeteve apo dhjetë, e më së paku të ketë njohuri për katër rivajetet që lexohen sot në botë, si: rivajti i Hafsit, Vershit, Kalunit dhe Durij Ebu Amer.

Këto trajnime u zhvilluan të ndara dhe u vlerësuan me dëshmi për pjesëmarrje dhe angazhim në to. *(Esat Rexha)*



*Mr. Hfz. Safet Hoxha përfaqësues nga Kosova*

# FSI me nivelin e studimeve master (MA) në programin "Teologjia islame në kontekstin evropian"

Fakulteti i Studimeve Islame është institucion i pavarur edukativ-arsimor dhe mësimor-shkencor, i cili është themeluar me vendimin nr. 443 të "Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, të datës 15.08.1992. Fakulteti i Studimeve Islame ka filluar punën më 07.12.1992, kur ligjëratën e parë e kishte mbajtur veterani i arsimit islam në Kosovë H. Sherif Ahmeti. Në vitin akademik 1992/1993 ishin regjistruar 30 studentë, prej tyre 10 me korrespondencë.

Studimet në FSI zhvillohen në përputhje me sistemin e Bolonjës. Procesi i Bolonjës ka filluar me deklaratën e Bolonjës të vitit 1999, e cila shënon një prej proceseve kryesore vullnetare në nivel evropian për fushën e arsimit të lartë. Qëllimi i procesit të Bolonjës është dizajnimi dhe krahasueshmëria e programeve të studimit me standardet dhe cilësinë e kualifikimit brenda hapësirës së përbashkët evropiane të arsimit të lartë. Korniza themelore e adoptuar nga vendet anëtare përbëhet prej tre cikleve të studimit/kualifikimit të arsimit të lartë. Cikli i I-rë i studimeve përbëhet nga 180-240 ECTS kredi, dhe zakonisht përfundon me dhënien e një diplome të nivelit bachelor. Cikli i II-të i studimeve përbëhet zakonisht nga 90-120 ECTS kredi (një minimum prej 60 ECTS kredi në nivelin e 2-të ciklit), dhe këto studime përfundojnë me një diplomë të nivelit master. Cikli i III-të paraqet shkallën e doktoraturës.

Pas kalimit të dy dekadave në studimet e nivelit themelor (BA), FSI arrin të akreditohet edhe në nivelin e studimeve master (MA). Gjatë periudhës kohore 2011, Fakulteti i Studimeve Islame, i është nënshtruar për herë të parë aplikimit në Agjencinë Kosovare për Akreditim, për akreditim institucional dhe të një programi studimor të nivelit themelor (BA). Agjencia Kosovare për Akreditim gjatë kësaj periudhe të vlerësimit lëshon vendimin për akreditim institucional dhe të programit për një periudhë trivjeçare. Ky ishte një sukses i jashtëzakonshëm i FSI-së, sepse për herë të parë fakulteti u bë pjesë e proceseve të përbashkëta të institucioneve të arsimit të lartë në Republikën e Kosovës. Së fundmi, FSI i është nënshtruar procesit të ri-akredimit institucional, por tani me dy programe të studimit, për nivelin themelor (BA) dhe atë master (MA), dhe me sukses ka arritur ta përfundojë këtë proces. Agjencia Kosovare e Akreditimit për herë të parë bën akreditimin e programit master në FSI, i cili program studentëve u mundëson vazhdimin e studimeve të avancuara në këtë fakultet, dhe përgatitjen e tyre të mëtutjeshme akademike dhe shkencore për tregun e punës.

Programi master "Teologjia islame në kontekstin evropian" studentëve u ofron njohuri të gjëra rreth temave historike dhe bashkëkohore teologjike islame, që janë realizuar si në mesin e dijetarëve islamë në Evropë, ashtu edhe në mesin e shkencëtarëve dhe






*Nga ceremonia e fillimit të studimeve master në FSI*

teologëve islamë, të krishterë dhe hebrenj.

Programi i studimit përmban gjithsej 9 module-lëndë: 5 lëndë janë obligative e 4 lëndë janë zgjedhore; 2 nga 4 lëndët zgjedhore janë të obligueshme për secilin student. Gjatë vitit akademik 2015/2016 në nivelin e studimeve master (MA) do t'i ndjekin studimet tridhjetë e nëntë (39) studentë.

Ky program po ashtu synon aftësimin e kandidatëve në këtë fushë të studimit, që të jenë të aftë të kontribuojnë dhe të kryejnë punë profesionale në shërbim të qytetarëve dhe institucioneve në të cilat do të punësohen. Me këtë program përveçqë synohet aftësimi i studentëve për punë profesionale në fusha të ndryshme që mbulohen nga studimet e këtij programi, gjithashtu synohet të ndihmohet në zhvillimin e mendimit të mirëfilltë kritik dhe analitik, e po ashtu edhe në përgatitjen e kandidatëve për vazhdimin e studimeve PhD, si në fushën e teologjisë ashtu edhe në fushat e tjera të studimit.

Synimi parësor i programit të masterit "Teologjia islame në kontekstin evropian" është përgatitja e studentëve për tregun e punës, ku ata do të aftësohen të kryejnë punë në institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës, qoftë si mësimdhënës në Medrese, ligjërues në FSI, në fakultete tjera të shkencave humane, shoqërore, apo edhe në institucione tjera hulumtuese kërkimore dhe shkencore, si dhe në punë administrative në institucione të ndryshme publike. *(Vedat Shabani)*

### Magjistroi Sejdi Sallahu

Më 17.06.2015 në Universitetin AAB-Prishtinë, fakulteti juridik, Sejdi Sallahu mbrojti temën e magjistraturës: "Testamenti sipas të drejtës së Sheriatit", para komisionit në përbërje prej: Prof. Dr. Abdullah Aliu – kryetar, Prof. Dr. Mehdi Etemi – anëtar, dhe Prof. Asoc. Dr. Muhamet Kelmendi – mentor. Pas diskutimit të anëtarëve të komisionit veç e veç, nga komisioni u publikua rezultati me 240 pikë dhe 60 pikë nga universiteti, që gjithsej bëjnë me 300 pikë, një vlerësim shumë i lartë. Anëtari, z. Sallahu e mori titullin master në departamentin civilo-juridik. Komisioni e vlerësoi lart punimin në fjalë, edhe pse për komisionin ishte një temë jo aq e njohur.

Sejdi Sallahu u lind më 05.08.1975, në fshatin Gjinoc të Suharekës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa të mesmen M. M. "Alauddin" në Prishtinë, më 1990/1994, për të vazhduar pastaj me fakultetin e sheriatit në Medinë, më 1996/2002.

Sejdi Sallahu shërben si kryeimam në KBI të Suharekës, që nga tetori i vitit 2003. KBI në Suharekë




*Sejdi Sallahu në ceremoninë e mbrojtjes së masterit*

me kënaqësi ka pritur vlerësimin e profesorëve të nderuar, dhe tani në mesin e vet ka një magjistër. Me shpresë se me punën e tij Sejdi Sallahu nuk do të ndalet me kaq, por në të ardhmen do ta vazhdojë edhe doktoraturën, KBI e Suharekës i uron suksese! *(Fatmir Kelmendi)*

### Takimi i hadithologëve të Ballkanit në Podgoricë

Në Podgoricë, më 31 tetor - 01 nëntor 2015 organizuar nga Qendra Ndërkombëtare për Studime të Avancuara, CSN, Sarajevë, dhe Qendra për Mirëkuptim Ndërkulturor-Horizonti nga Mali i Zi, u mbajt takimi i mësimdhënësve të Hadithit në Ballkan, ku u debatua rreth temës "Mësimdhënia e Hadithit në fakultetet islame dhe medresetë në Ballkan".

**Në takim morën pjesë:**

Nga Bosnja, përfaqësuesit e tre fakulteteve islame, dhe po ashtu të medreseve; Nga Maqedonia përfaqësuesit e Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup dhe të Medresesë "Isa Beu"; Nga Mali i Zi, përfaqësuesit e Medresesë së Tuz-it, dhe; Nga Kosova, nga Fakulteti i Studimeve Islame: Prof. Ass. Dr. Musa Vila, Prof. Asoc. Dr. Sulejman Osmani, dhe nga Medreseja "Alauddin" në Prishtinë: Mr. Rrahim Aliu.

Programi i punës së takimit dyditor në qendër të vëmendjes kishte prezantimin e planprogrameve për mësimin e Hadithit, i cili zbatohet në institucionet mësimore në rajonin e Ballkanit, si dhe sjelljen e përvojave nga mësimet e Hadithit në Universitetet përkatëse, ku mësimdhënësit kishin mësuar gjatë studimeve të tyre. Takimi synonte të nxjerr në skenë përvojat më të mira të aplikueshme në rajonin tonë në kurikulat e Hadithit.

Takimi u përmbyll me nxjerrjen e porosive, që në formë rekomandimi, e që do t'u shpërndahen gjithë faktorëve relevantë: bashkësive islame të rajonit dhe



*Gjatë punimeve në takimin e hadithologëve të Ballkanit*

institucioneve mësimore islame.

- Preferohet që tema e takimit shkencor të definohet qartë, ndërsa punimet të shpallen në një Përmbledhje të punimeve.
- Temat duhet të jenë në gjurmën e të kuptuarit sa më të mirë të Hadithit, me qëllim të parandalimit të ngatërrimeve dhe interpretimeve të gabuara të hadithit.
- Të bëhen orvatje që takimet shkencore për çdo vit të japin përfundime konkrete dhe orjentime të qarta për veprimtarinë gjatë gjithë viti.
- Mësimdhënësit e Hadithit konsiderojnë se zhvillimi i bashkëpunimit rajonal akademik është imperativ i kohës sonë.
- Me komentimin e Hadithit duhet të merren vetëm personat e kualifikuara, në të kundërtën kjo ka shkaktuar, dhe ende shkakton, për fat të keq, dëm të madh Islamit.
- Në kurikulat mësimore në medrese dhe në fakultete duhet dhënë më shumë hapësirë studimit të Hadithit, si dhe duhet punuar në kontinuitet në përmirësimin e kualitetit.
- Të bëhen përpjekje që studimit të Hadithit t'i jepet më shumë dimensioni praktik, ndër të tjera edhe në mënyrë të organizimit të më shumë orëve në ambientet e bibliotekave.
- Duhet që në Ballkan të mblidhet në një vend dhe të jetë në dispozicion lista e tezave të magjistraturës dhe doktoraturës, në mënyrë që më sistematikisht të planifikohen hulumtime të mëtejme.
- Duhet punuar në projektin e përpunimit të leksikonit tregjuhësor të dijetarëve të Hadithit nga Ballkani (arabisht, shqip dhe boshnjakisht, anglisht si opcionale) dhe të përcaktohen referenca relevante që do të trajtohen sipas modelit të njëjtë.
- Literaturat që përmbajnë hadithe, e të cilën e botojnë bashkësitë islame të Bosnjës dhe Hercegovinës, Malit të Zi, Kosovës dhe Maqedonisë, të jenë të recensuara nga shkencërarët e Hadithit.
- Duhet punuar në themelimin e Qendrës për studimin e Hadithit, e cila do të zhvillonte dhe do të koordinonte të gjitha aktivitete të lartcekura.

**Propozimet e mësimdhënësve të medreseve:**

- Në librat e medreseve duhet futur mësime që do të inkurajonin nxënësit që Profetin s.a.v.s. ta përjetojnë si shembullin më të mirë.
- Si literaturë të obligueshme duhet futur së paku një vepër-bibliografi të Profetit s.a.v.s., dhe një vepër mbi jetën e sahabëve.
- Duhet inkurajuar profesorët që bashkë me nxënësit të shikojnë ndonjë nga filmat me histori islame, siç janë: "Nën flamurin e Muhamedit", "Luani i shkretëtirës", filmi për "Imam Buhariun", seriali "Hazreti Omeri" etj.
- Të krijohen mundësi që në bazë të mesazheve nga hadithet, të vihen në skenë dhe të afirmohen traditat islame dhe normat e sjelljes.

Kurikulat për Hadith në medrese, sidomos ato që kanë të bëjnë me mësimin zgjedhor, duhet përpiluar në koordinim me fakultetet e shkencave islame.

- Vëmendje të vaçantë duhet kushtuar biografive të sahabëve për të cilët në mesin e myslimanëve ekziston qëndrimi negativ.
- Numrin e vogël të orëve të Hadithit në medrese duhet kompenzuar duke punuar me nxënësit nëpërmjet seksioneve dhe hallkave të Hadithit. *(Dr. Musa Vila)*



**Parashikimi demografik gjerman: Deri në vitin 2020, popullsia myslimane e Gjermanisë do të jetë 20 milionë**



Popullsia myslimane e Gjermanisë parashikohet se brenda pesë viteve do të arrijë në 20 milionë, raportoi Këshilli i Politikës i Institutit Ndërkombëtar Gatestone, duke cituar një parashikim demografik nga ligjvënësit e Bavarisë. Qeveria gjermane në vitin 2015 pret të pranojë 1.5 milion azilkërkues, dhe ndoshta edhe më shumë në vitin 2016. Pas faktorizimit të bashkimit familjar, bazuar në supozimin se individëve u miratohen aplikacionet për azil në një mesatare prej katër anëtarëve, numri i myslimanëve në Gjermai pritet të shtohet në mënyrë eksponenciale. Kjo është një rritje, pra përveç 5.8 milionë myslimanëve që tashmë veç jetojnë në Gjermani. Sipas kryetarit të Asociacionit të Komunave të Bavarisë (Bayerische Gemeindetag), Uve Brandl, Gjermania tani është në rrugën e duhur që të ketë 20 milionë myslimanë, pra deri në vitin 2020. Rritja e popullsisë myslimane të Gjermanisë përfaqëson një zhvendosje demografike me përmasa epike, e cila përgjithmonë do ta ndryshojë fytyrën e Gjermanisë.

**Sulmet terroriste në Paris janë një fyerje për Islamin**

Udhëheqësit myslimanë irlandezë i përshkruan sulmet terroriste në Paris si një fyerje për Islamin. Në një deklaratë që përfaqëson Këshillin e Imamëve Irlandezë, Dr. Ali Selimi tha: "Vrasja, akti më i tmerrshëm i terrorizmit, është rreptësisht i ndaluar në Islam. Allahu thotë se vrasja e një personi të pafajshëm është sikur vrasja e gjithë njerëzimit." Dr. Ali Selim tha se Këshilli Evropian për Fetva (Vendime) dhe Hulumtime (ECFR) thekson se këto krime nuk mund në asnjë mënyrë të klasifikohen si një përpjekje e drejtë. Këshilli Evropian për Fetva (Vendime) dhe Hulumtime (ECFR) e ka selinë në Clonskeagh, në jug të Dublinit, në xhaminë e Qendrës Kulturore Islame në Irlandë. Siç dënojmë të gjitha llojet e terrorizmit: shtetëror, individual, grupeve ekstremiste, Këshilli Evropian për Fetva (Vendime) dhe Hulumtime bën apel për gjithë botën për të jetuar në paqe, të respektojnë të drejtat e njeriut dhe të shmangin dhunën, dhe për të krijuar një shoqëri të drejtë, ku mizoritë si këto nuk mund të lulëzojnë. Ne ndajmë tronditjen dhe tmerrin e asaj që u shfaq në internet dhe televizion. Në një deklaratë të veçantë, Shejh Dr. Omer El-Kadri, Imami i Qendrës Islamike Arsimore dhe Kulturore në Blanchardstown-Dublin, ka thënë: "Mendimet dhe lutjet e mia janë me popullin e Parisit, dhe në çdo vend tjetër në botë të rrënuar nga murtaja e njerëzve të sëmurë e me armë dhe bomba. Terroristët nuk kanë fe. Feja e tyre është intoleranca dhe urrejtja e paqes. Lajmi nga Parisi është shumë i frikshëm. Zoti qoftë me ne të gjithë, kundër të gjitha llojeve të ekstremizmit dhe terrorizmit. Shejh. Dr. Omer El-Kadri, i cili është kryetar i Këshillit të Paqes dhe Integrimit Irlandez, ndihmoi për të organizuar një demonstratë me sloganin "Jo në emrin tonë!", e cila u zhvillua në qytetin e Dublinit, në muajin korrik, kundër "Shtetit Islam", duke i ftuar myslimanët nga e gjithë Irlanda për të protestuar kundër ekstremizmit fetar.

**Myslimanët në Angli, një pijetore-birrari e shndërrojnë në xhami**

Një pijetore-birrari në qytetin Derby, në jug të Britanisë, është blerë nga myslimanët, pasi ajo ishte ofruar për shitje nga pronari i saj pasi udhëheqësit e komunitetit mysliman kishin premtuar që ndërtesën ta kthenin në një qendër komunitare për familjet myslimane. "Ne e kemi blerë atë, sepse ajo ishte në shitje. Ne nuk kemi rrëmbyer asgjë", tha sekretari i "Xhamisë së Normanton-it", Nazir Husejn. Pijetorja, që është një nga më të vjetrat në këtë zonë, ka filluar si furrë buke, dhe më vonë, në vitin 1934, u shndërruar në pijetore. Nazir Hussejn theksoi se zyrtarët e xhamisë nuk e kanë në plan për të prishur ndërtesën, objektin, por kanë premtuar





që ta kthejnë në një ndërtesë të komunitetit. Pijetorja nuk është pijetorja e parë që blehet nga myslimanët e Anglisë. Në maj të vitit 2012 myslimanët britanikë përshëndetën miratimin zyrtar për planet e tyre që një ish-pijetore të shndërrohej në një Qendër të Komunitetit Mysliman, në perëndim të Norfolk-ut, Angli, duke thënë se ajo do të ndihmojë myslimanët të zgjerojnë urat në komunitet. Sipas regjistrimit të vitit 2011, Anglia është shtëpia e një komuniteti mysliman prej gati 2.8 milionë, ose 4.4 % të popullsisë së përgjithshme. Një sondazh nga ICM / Guardian ka treguar se 91 % e myslimanëve britanikë, janë besnikë ndaj Anglisë.

### Ministri australian kërkon vizita në xhami për mirëkuptim më të mirë

Ministri i Drejtësisë i Australisë, Michael Keenan, ka bërë thirrje te të gjithë australianët për të vizituar ndonjë xhami, për të thyer barrierat sociale dhe të inkurajojnë mirëkuptim më të madh kulturor. Ministri Keenan ka publikuar një deklaratë për të rritur ndërgjegjësimin në lidhje me "Ditën Kombëtare - Xhamia e Hapur" që është një iniciativë e qeverisë në vitin e dytë të saj. Ai tha se fetë tjera të kuptojnë dhe pranojnë, dhe se kjo është pjesë e rëndësishme e mbajtjes së rrënjëve të Australisë si një shkrirje kulturore. "Australia është një vend i privilegjuar dhe unik, dhe vlera e respekti i ndërsjellë është një pjesë e rëndësishme e asaj që sot e bën Australinë të madhe", tha Michael Keenan. "Kohezioni social mund të arrihet vetëm duke u bashkuar të gjithë australianët për të krijuar lidhje të të gjithë komuniteteve. Kjo është arsyeja pse unë sot inkurajoj të gjitha komunitetet australiane për të marrë pjesë në ditën kombëtare të xhamisë së hapur", vazhdoi ai. Ministri i Drejtësisë, Micheal Keenan, gjithashtu kritikoi protestat e fundit kundër ndërtimit të xhamive në të gjithë Australinë, duke thënë se liria në Australi është një e drejtë, dhe diversiteti kulturor i shtetit nuk pasqyrohet përmes intolerancës. "Qeveria është e angazhuar thellësisht në agjendën e saj të lirisë, e cila përfshin avancimin e masave për të mbrojtur lirinë e fjalës, lirinë e fesë dhe të drejtat e tjera tradicionale. Megjithatë, qeveria dënon ashpër ata që bëjnë të pamundurën të zvogëlojë liritë tona në Australi dhe nxisin dhunën dhe urrejtjen brenda komunitetit tonë", tha ai.

### Informacione të gabuara mbi Islamin

"Shumica e popullit amerikan kanë një njohuri shumë të kufizuar në lidhje me Islamin, dhe kanë marrë kryesisht informacion të rreme në lidhje me fenë", thotë një analist politik në shtetin Virxhinia. "Shumica e amerikanëve dinë shumë pak për Islamin dhe pak e dinë se ata janë bazuar në informata të rreme", thotë Keith Preston, kryeredaktori dhe drejtori i AttacktheSystem.com. "Amerikanët, një pjesë e madhe e tyre, kur mendojnë për Islamin, ata thjesht mendojnë për terrorizmin. Ata mendojnë për grupet si Daesh (ISIS), ose ata mendojnë për Al-Kaidën, ose dikë si Osama bin Laden", tha Keith Preston. "Shumica e amerikanëve kanë shumë pak njohuri për traditën e Islamit, historinë e Islamit, teologjinë e Islamit", shtoi ai. "Koncepti i Njerëzve të Librit brenda Islamit, njerëzit e feve të tjera monoteiste, hebrenjtë dhe të krishterët, janë konsideruar të jenë nën mbrojtjen e Ligjit islamik", vuri në dukje Preston, duke shtuar se kjo është diçka që amerikanët nuk kanë vetëdije fare. "Këshilli për Marrëdhëniet Amerikano-Islame (CAIR) ka shprehur shqetësime lidhur me rritjen e Islamofobisë në ShBA pas sulmeve të fundit në Paris. Organizata për Mbrojtjen e Myslimanëve ka bërë thirrje për masa shtesë të sigurisë në vendet islame të adhurimit, nëpër xhamia, në vazhdën e sulmeve të fundit, për të cilat grupi tekfirist ISIS (Daesh) e ka marrë përgjegjësinë. Që nga sulmet e Parisit, ka pasur një seri të incidenteve anti-myslimane, të cilat janë raportuar, duke përfshirë kërcënimet terroriste ndaj xhamive në Florida, vandalizmi në një xhami në Nebraska, të shtënat në një shtëpi të një familjeje myslimane në Florida, grafite kërcënuese, urrejtëse, kërcënime ndaj studentëve myslimanë në Connecticut, kërcënime myslimanëve në Michigan, dhe mesazhe të panumërta urrejtëse të dërguara në internet dhe në telefona. Këshilli për Marrëdhëniet Amerikano-Islame (CAIR) kërkoi që autoritetet shtetërore dhe federale të zbatojnë ligjin dhe të hetojnë vandalizmin, urrejtjen, pra si një krim. *(R. Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | PERSHENDETJA ISLAME | BESIMTARET ISLAME, MUSLIMANET | ARATIMET, KULTIVIMET | LLOJ SHPENDI | JAKUP KRASNIQI | PJESE E NJE NDERTESE | SHESHI, MEJDANI | EMER MASHKULLI ARAB | "KU" | ERASHKE | SOFTUER INXHINIERIE | KENGETARJA SHQIPTARE, QAZIMI | MENYRE E SJELLJES ME KULTURE | SHFAQJA E VEMENDJES | E DOBISHME |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NJE NGA AUTORET E MEVLUDIT | | | | | | | | | | | | | | | |
| DITE E JAVES | | | | | | | | | MONTIM / FRIKESOJ | | | | | | |
| BALTA E HOLLE, LLUCA | | | | | VEND PUBLIK I USHQIMIT / KAMPION | | | | | | | | | | |
| KRAHINE E VJETER GREKE | | | | | | QE KA TE BEJE ME NERVAT (PREFIKS) / TONI | | | | | | FIJE E HOLLE METALI / LLOJ AGRUMJE | | | |
| LOJE PANTOMIME | | | | FILLIME / KRYEMINISTRI I PARE SHQIPTAR (ishte hoxhe) | | | | | | | GRUMBULL | | | | |
| INDUKSIONI | | E.Y. / ELEMENTARE | | | | | | | | | PIKTORI, CLOUDE | | | | |
| | TH.T.M / NAZEMADHE | | | | | | | | | | FILLOVA | | | | |
| P.E. | | | ENERGJIA / EMER I HUAJ MASHKULLI | | | | | | | | NUMRI 500 ROMAK | | | | |
| VARIANT I EMRIT YMER | | | | | | | | | | | SHKELQIM STOFI | | | EDHE / QE KA DISA VITE | |
| LEVIZJE E NJETRAJTSHME | | | | | | | | | | | RIDVAN | | | | HERA |
| PARAARDHES I SHQIPTAREVE | | | | | | | | | | | DESHMORI, KONUSHEVCI | | | | |
| SHENIMI NE FUTBOLL | | | | | | | | | | | AGJENCIA AMERIKANE E HAPESIRES | | | | |
| LLOJ BIME USHQYESE | | | | | | | | | | | VENDES | | | | |
| AFER (ANG.) | | | | | HELMETA | PJESE E MOTORIT | APPLICATION PROGRAMING INTERFACE | | BEKIMI | EMER M. SHQIPTAR | TONI / REGJISORI, DRAGOTI (SHQ.) | | V.T. / U.V. | | |
| GRUP GJAKU | | KARIKATURIST YNI / KAPA | | | | | | U.Z.S. / KLUB | | | | PIJA THEMELORE / NJESI (LAT.) | | | |
| | NENDARJE E UCK-se / MIK | | | | | | | | | | | | | | JO PLAKE |
| SH.U. | | | KANALET E LUFTES / A.N. | | | | | | | | | | C.E. / RUMANIA | | |
| SAHATI | | | | KOMITETI OLIMPIK / GJERMANIA | | | ORAR I QARKULLIMIT TE TRENIT | | | | | | | | |
| PESHORE | | | | | | | THELBESORE | | | | | | | | |



**Kryesia e Bashkësisë Islame**
**të Republikës së Kosovës**

*Shpall:*

# K O N K U R S

Për vendin e punës:

**disenjator (dizajner) të botimeve të Bashkësisë Islame.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

- Të ketë të kryer Fakultetin e Dizajnit (Përparësi të ketë kryer Medresenë);
- Të ketë tre vjet përvojë pune në profesion;
- Të njohë punën me kompjuter;
- Të njohë një gjuhë të huaj.

**Dokumentet e kërkuara:**

Kërkesës për punësim duhet bashkëngjitur këto dokumente:

- Diploma e shkollës së mesme dhe e fakultetit;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Dëshmi për njohjen e punës me kompjuter për programet specifike;
- Dëshmi për njohjen e një gjuhe të huaj;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata e shëndetit (e mjekut);
- Certifikata se nuk është nën hetime;
- CV – të dhënat personale.

**Vërejtje**

Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën Dituria Islame.

Dokumentet e kompletuara dorëzohen në sekretarinë e Kryesisë së BI-së.

Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit nuk do të merren në shqyrtim.



CD me
ilahi




**1. ZOTIT LUTJU**
Orkestroi Muhamet Selimi. Ton mjeshtër Dritori Fazliu,
u realizua ne M&D studio

**2. DITËLINDJA E MUHAMEDIT a.s.** (S. Llumnica & A. Krosa)
Teksti Sabri Bajgora, muzika dhe orkestrimi Fatos Camili,
Realizuar në "KINIKS studio"

**3. PËRSE SI KTHEHEMI NE ALLAHUT**
Teksti Sabri Bajgora. Muzika dhe orkestrimi Afrim Hajdari,
Realizuar në studion "Sopi Records"

**4. PENDIMI**
Teksti Jakup Qunaku. Muzika dhe orkestrimi Afrim Hajdari,
Realizuar në studion "Sopi Records"

**5. ERDH BAJRAMI**
Teksti Sabri Bajgora. Muzika dhe orkestrimi Amir Sopi,
Realizuar në studion "Sopi Records"

**6. MË FAL** (S. Llumnica & A. Krosa)
Teksti Besnik Jaha. Muzika dhe orkestrimi Amir Sopi,
Realizuar në studion "Sopi Records"

**7. KU JANË**
Teksti Besnik Jaha. Muzika dhe orkestrimi Amir Sopi,
Realizuar në studion "Sopi Records"

**8. SALAVATET**
Mixing ne "Sopi Records"




Sead Llumnica • ZOTIT LUTJU

